AUTORITETI DHE SAKTESIA E SHKRIMIT TE SHENJTE

FATMIR CUPI

## Dëshmitarët e Jehovait apo...?

Të pajisur me revista dhe fletushka të ndryshme ndërmjet të cilave disa që u drejtohen posaçërisht muslimanëve, ne gjithnjë e më shpesh po i takojmë nëpër rrugë apo tek dyert e shtëpive tona ato që e quajnë veten e tyre Dëshmitarë të Jehovait, ose Dëshmitarët e të vërtetës.(1)

*(1- shih I Testimoni di Geova, proclamatori del Regno di Dio, Roma 1993, fq.12-13.)*

Prej nesh nuk kërkojnë asgjë më shumë se të tërë anëtarët e të "një mijë e një" sekteve të të ashtuquajturit krishterim, d.m.th. të lemë fenë tonë dhe të pranojmë të tyren, duke besuar pikësëpari në librin e tyre-Biblën.
Tërësisht të shtyrë vetëm prej dëshirës së madhe që Bibla t'i kishte me të vërtetë cilësitë të cilat ato ia mveshin asaj, Dëshmitarët shkruajnë për ne atë çka nuk guxojnë të bëjnë kristianët e tjerë:
**"Bibla tregon se është një libër prej Perëndisë.**
**Por si mund ti bindim të tjerët se është kështu?**
**Le të marrim në shqyrtim tri prova që tregojnë se Bibla është Fjala e Perëndisë:**
**1. Eshtë e saktë shkencërisht;**
**2. Përmban parime që nuk njohin kohë, të cilat janë praktike për jetën moderne, dhe**
**3. Përmban profeci specifike që janë përmbushur, siç është provuar nga faktet historike."** (1)

*(1-Kulla e Rojës, 1 prill 1998, fq.15.)*

Dr. Elmer Hamrighausen, dekani i Seminarit Teologjik të Pricetonit, thotë: **"Shumë pak Kristianë inteligjentë mund të mbështeten tek ideja se Bibla është një libër i pagabueshëm, që nuk përmban gabime linguistike, mospërputhje historike, supozime shkencore të ankititetit dhe madje as standarte etike të pahijshme... Disa mund të pretendojnë për një karakter të pagabueshëm të kopjeve origjinale të Biblës, por kjo pikëpamje vetëm...sa i bën këta apologjetë kristianë më tepër qesharakë në sytë e njerëzve të sinqertë"** (2)

*(2- Christianity in America, Nashville 1936, fq.121)*

Duke lenë lexuesin të zgjedhë vetë ndërmjet këtyre dy pohimeve, por duke patur edhe mundësinë të njihet me argumentet mbi këtë çështje, vërejmë shkurtimisht se nëse pohimi i Dëshmitarëve nuk i përgjigjet realitetit, atëherë më shumë se Dëshmitarë të Jehovait ata meritojnë dhe duhet të quhen Dëshmitarët e Satanait.

# Kapitulli I

## Bibla dhe Shkenca

Me një dekret të datës 25 gusht të vitit 1634, paraprirë nga një sentencë dogmatike solemne, ishin dënuar Dialogjet e famshme të Galileut në të cilat mbrohej lëvizshmëria e Tokës dhe stabiliteti i Diellit, doktrinë kjo të cilën kisha e Shenjtë Romane e deklaroi **heretike, të gabuar dhe në kundërshtim me Shkrimet e Shenjta**.
Mbi propozimet e Galileut, inkuzicioni vendosi:

**"Propozimi i parë se Dielli është qendra dhe se ai  nuk rrotullohet rreth Tokës, është budallallëk absurd, i gabuar teologjikisht dhe heretik, për arsye se kontradikton shprehimisht Shkrimet e Shenjta...**
**Propozimi i dytë, se Toka nuk është qendra, por rrotullohet rreth Diellit, është absurd, i gabuar filozofikisht dhe  së fundi, i parë nga një këndvështrim teologjik, ai kundërshton besimin e vërtetë."** (1)

*(1- Chris Morgan and David Langford, Facts and Fallacies, A book of definitive mistakes and misguided predictions, Great Britain 1981, fq 21-22.)*

Duke qenë se doktrina mbi lëvizjen e Tokës dhe stabilitetit të Diellit ishte demostruar e vërtetë në fizikë dhe matematikë, Dialogjet morën një zgjidhje, dhe padre De'gola, i Urdhërit të Predikuesve dhe sekretar i Kongregacionit të Shenjtë, i heq pa zhurmë ato nga Indeksi i Librave të Ndaluar  në edicionin e vitit 1838. Më vone,  në vitin 1980, Kisha formon një komision të përbërë nga tetë shkencëtarë të fushave të ndryshme që të përcaktojnë pozicionin e Tokës në sistemin diellor.
Pas shqyrtimit dhe diskutimit të të gjitha studimeve dhe botimeve të bëra gjatë gjithë historisë mbi këtë argument, komisioni ra dakort në pohimin se:
**Shkenca tashmë ka provuar  përfundimisht se Toka rrotullohet rreth Diellit, e si rrjedhojë  për këtë Galileu kish patur të  drejtë.**
Në maj të vitit 1982, në një sesion të veçantë në Vatikan, i cili hapet personalisht nga Papa, ai  pranon se Kisha ka bërë një gabim ndaj Galileut dhe se ai kish patur të drejtë.
Dëshmitarët  përpiqen që këtë konflikt mes Galileut dhe Kishës ta paraqesin si rrjedhojë
të injorancës së priftërinjve katolikë,(2)  e po kështu edhe tërë protestantët në përgjithësi, por në të vërtetë s'është kështu,

*(2- Shih revistën Zgjohuni! Qershor 2002. Po ashtu edhe La Bibbia: Parola di Dio o dell' uomo? Roma 1989, fq.104.)*

sistemin e ri e kundërshtuan  edhe  vetë reformatorët, po me të njëjtin argument:
**"Ky sistem është në kundërshtim me Shkrimin."**
Astronomi i madh protestant Tycho Brahe (1546-1601) i cili së bashku me Kopernikun, Keplerin dhe Njutonin zë një vend të nderuar mes reformuesve të astronomisë, nga frika se mos vihej në kontradiktë me

Shkrimin e Shenjtë nuk guxoi të pranojë tërësisht doktrinën e Kopernikut, nuk pranoi prej saj pjesën më të rëndësishme, lëvizjen e Tokës rreth Diellit. Ai e vendoste Diellin në qendër të planeteve, pranonte se ato rrotulloheshin rreth tij, duke adoptuar kështu në këtë pikë sistemin kopernikan, por e përjashtonte Tokën nga ligji i përbashkët i planeteve duke e lënë atë të palëvizshme për ta bërë më pas Diellin që të përmbushë rrotullimin e tij rreth Tokës së bashku me planetet e tjerë, me yjet dhe tërë universin.
Ky sistem ishte një përzierje e sistemit kopernikan me atë ptolemaik, i cili në realitet ishte një sistem i vërtetë gjeocentrik, e vetëm për planetet heliocentrik.
Këtij sistemi i mbanin anën tërë kundërshtarët e Kopernikut me në krye Martin Luterin dhe Melantonin. Vetë Luteri e pati *"nderuar"* astronomin e madh Nikola Kopernik me titullin **i çmendur**, dhe thoshte se sistemi i tij ishte në kundërshtim me Shkrimin.
**"I çmenduri** - thosh Luteri (3)

*(3- Table Talks, publikuar të paisura me shënime nga K.E Forsteman dhe H.E. Bindseil,Berlin 1848, vëll. I fq.575. Cituar nga Bellino Carrara në La Scrittura, i S.S Padri e Galileo sopra il moto della terra ossia il sistema Copernicano e la Santa Scrittura al tempo di Galileo, edicioni i dytë, Milano 1914, fq. 20-22.)*

**- dëshiron që të përmbysë tërë artin astronomik, por Shkrimi thotë se Jozeu komandoi Diellin dhe jo Tokën që të ndalej."**

Melantoni, një tjetër përkrahës i sistemi ptolemaik, në librin e tij "**Initia doctrinae physicae"** citon një varg pasazhesh nga Shkrimi, si Psalmin 19:-4-6, 104:5; Predikuesin 1:4-5; Jozeun 10:12-14; 2 Mbretërit 20:9, dhe këto ai i gjykonte si të pakuptueshme me lojra të tilla shpejtësie. Ai deklaron se është turp dhe skandal që ti prezantosh publikut mendime kaq të çmendura *(5)*

*(5 - Melanchtonis, Initia doctrinae physicae, Vepra, edicioni Bretschneider XIII, 292.)*

Së bashku me Luterin dhe Melantonin, po ashtu edhe e tërë shkolla e Wittenbergës.

Për një predikues protestant të vitit 1589, e gjithë astronomia nuk është asgjë tjetër veçse: **"një vepër e përbuzur, e kundërt me mësimet e Shkrimit dhe për këtë qe dënuar me kohë nga Luteri... Antikrishti i Romës bashkë me jezuitët dëshiron të na shpjerë në mënyrë të fshehtë t'i shërbejmë të dashurës së Santanait, arsyes, dhe me këtë të përmbysë nga fillimi në fund atë që është stabilizuar dhe rregulluar nga fjala hyjnore"** (6)

*(6- Bellino Carrara, po aty, fq.22)*

John Calvin, pasi citon tekstin e Psalmit 104:5 **"Ai e ka krijuar tokën mbi themelet e saj; kjo nuk do të luajë përjetë."** (7)

*(7- Nëse nuk tregohet ndryshe, atëherë të gjitha citimet e Biblës janë marrë nga Diodati i Ri, botimi i vitit 1995. Citimi i Psalmit 104 nga Kalvini, në Facts and Fallacies, fq 21, sillet kështu: "The world also is established, that it cannot be moved".)*

konkludon triumfalisht:
**"Kush do të guxonte të vendosë autoritetin e Kopernikut mbi atë të Shpirtit të Shenjtë?"**
Këto citime na e bëjnë mjaft të qartë edhe mendimin e të reformuarve në atë kohë, ndërsa përsa i përket Dëshmitarëve dhe mosangazhimit të tyre në kundërshtimin e sistemit heliocentrik, kjo është thjesht falë "mbirjes" së tyre të vonë në Kristianizëm, në atë kohë kur ky sistem ishte pranuar nga të gjithë. Sidoqoftë, këtu nuk po flasim për kundërshtimet e grupeve të veçanta, por për faktin se vetë libri, ku këto grupe mbështesin argumentet e tyre, është ai që e kundërshton këtë sistem.
Bibla na e paraqet tokën sipas skemës së gabuar aristoteliko-ptolemike të bazuar në gjeocentrizmin, Toka është e palëvizshme, e fiksuar në qendër të gjithësisë, ndërsa për të ndryshuar ditën dhe natën janë në lëvizje dielli dhe hëna.
Ky sistem zinte një vend nderi të padiskutueshëm deri në atë kohë kur u hodh poshtë nga shkencëtari musliman El Biruni (lindur në vitin 973 të e.s) dhe më vonë në Perëndim nga polaku Nikolla Kopernik (1473-1543), i cili ekspozon sistemin heliocentrik në traktatin e Famshëm **"De revolutionibus orbium coelestium"** libri, VI botuar në vitin 1543.
Edhe struktura e Universit paraqitet prej Biblës në një mënyrë joshkencore.

Sipas saj, Universi përbëhet nga tre shtresa: Qielli, Toka dhe humnera e nëndheshme e ujrave. (Shih Zanafillën 7:11; Eksodi 20:4; Filipjanëve 2:10) Kupa qiellore është një kupolë gjigande në formë sferike, e fortë si metali, në të cilën janë fiksuar disa ndriçues të vegjël, yjet, dhe aty banojnë Dielli dhe Hëna (Shih Zanafilla 1:14-17; 1:6-9; 7:11; 8:2; Jobi 37:18, Psalmi 148:4) Në një vend tjetër ajo është një vel, një lloj tende ku mund të banohet. Isaia 40:22. Shërben për të ndarë ujrat imagjinare mbi dhe poshtë saj. Zanafilla 1:6-9; 7:11; Psalmi 148:4. Gjithçka mbështetet mbi "kollona të vërteta" e madje mbi "baza" materiale. (shih Jobi 9:6; 38:4-6, Psalmi 75:4; 104:5. Isaia 51:13)
Të ashtuquajturrat "male të përjetshme", ose "themelet e qiejve" (2 Samueli 22:8), mbajnë kupën qiellore dhe pengojnë ujrat të dalin jashtë (Jobi 38:8-11)
Toka është një disk në formë pjate, i cili qëndron mbi ujra, e madje ka edhe "themele", (Shih Psalmin 24:2, 82:5; 136:6.) "skaje", "anë" dhe "kufij" (Shih Ligji i Përtërirë 28:49 Psalmi 22:27, 46:9; 74:20: Fjalët e urta 30:4, Isaia 11:12; 41:5,9 etj.etj.) Ajo është e palëvizshme, e fiksuar në qendër të këtij universi imgjinar, ndërsa për të ndryshuar ditën dhe natën janë në lëvizje Dielli dhe Hëna (shih  Jozeu 10:12-13, 1 Kronikat 16:30, Psalmi 19:4-6, Predikuesi 1:5) (1)

*(1- Adel Smith, Versetti Divini, Il miracolo coranico. Con addizioni comparative con la Bibbia e le pseudo-scienze del mondo antico, Albania 2000, fq. 117-118. Shih edhe Harry Emerson Fosdick, The Modern Use of the Bible New York 1924, fq.46-47.)*

Bibla i konsideron Diellin, Hënën, dhe Yjet si ndriçues të njëjtë qiellor,dhe që nxjerrin të njëtën natyrë drite, ndërsa diferenca e vetme mes tyre është madhësia.
**"Pastaj Perëndia tha: "Të ketë ndriçues në kupën qiellore për të ndarë ditën nga nata; dhe të shërbejnë si shenja, për të dalluar stinët, ditët dhe vitet; dhe të shërbejnë si ndriçues në kupën qiellore për të ndriçuar tokën". Dhe kështu u bë. Perëndia krijoi pastaj dy ndriçues të mëdhenj: ndriçuesin e madh për qeverisjen e ditës dhe ndriçuesin e vogël për qeverisjen e natës; ai krijoi gjithashtu yjet. Dhe Perëndia i vendosi në kupën qiellore për të ndriçuar tokën, për të qeverisur ditën dhe natën dhe për ta ndarë dritën nga errësira."** Zanafilla 1:14-18.
Sot është vërtetuar se Hëna nuk është një trup i njëjtë qiellor me Diellin dhe yjet, dhe se vetë ajo nuk prodhon ndriçim, por reflekton atë të Diellit.

Një tjetër pasaktësi është ajo se në Bibël  Dielli dhe Hëna  përshkruhen si ndriçues më të mëdhenj se yjet *(Zanafilla 1:14-18 dhe Zbulesën 12:1), por në realitet* shumë yje rezultojnë shumë më të mëdhenj se vetë  Dielli.
Ylli Sirius, është 2.14 herë më i madh se  Dielli. Një tjetër yll i madh ishte zbuluar në vitin 1920 nga astronomi kanadez John Stanley Plaskett (1865-1941). Ai është pesëdhjetë e pesë herë më i madh se Dielli, kështu që në krahasim me të, Hëna është mjaft e vogël. (1)

*(1- Isaac Asimov, Exploring the Earth and Cosmos, New York 1982, fq.253.)*

Edhe thënia tjetër e Biblës se Dielli është ndriçues më i madh është e pasaktë. Sirius është rreth njëzet e tre herë më i ndritshëm se Dielli, ndërsa Rigel, është 1000 herë më i ndritshëm se Siriusi dhe 23000 herë më i ndritshëm se Dielli. Rigel është ylli më i ndritshëm i galaksisë tonë me aq sa ne njohim, (2)

*(2- Isaac Asimov, po aty, fq 326.)*

por siё e dimë ekzistojnë edhe galaksi të tjera. Në njërën prej tyre (Larger Magellanic Cloud) është një yll që quhet S Doradus. Ai është shumë larg dhe nuk mund të shihet përveç se me teleskop, por është njëzet e një herë më i ndritshëm se Rigeli, dhe afërsisht 500 000 herë më i ndritshëm se Dielli. Nëse S Doradus do të ishte në vendin e diellit tonë, një planet që do të rrotullohej rreth tij me një distancë shtatëmbëdhjetë here më të largët se Plutoni do ta shihte atë të ndriçonte po aq sa ne shohim të ndriçojë Diellin tonë. (1)

*(1- Isaac Asimov, po aty.)*

Sidoqoftë, duke u mbështetur në idenë se yjet janë më të vegjël, Bibla imagjinon se yjet madje mund edhe të bien mbi planetin tonë. Shih Danielin 8:10; Zbulesën 6:13, 8:10, 9:1, 12:4 dhe Markun 13:25)
Tregimi biblik mbi Përmbytjen (Zanafilla kap 6-7 dhe 8), thotë  se ajo ishte një përmbytje universale dhe që shkatërroi të tërë jetën në Tokë.  Sipas llogaritjeve të bëra, Bibla e vendos këtë ngjarje 1656 vjet pas krijimit të Adamit ose 292 vjet para lindjes së Abrahamit, (1)

*(1- Kjo llogaritje është bërë duke marrë për bazë tekstin hebraik, ndërsa versioni greqisht dhe Pentateuku samartian ofrojnë shifra të tjera. Versioni greqisht e nxjerr periudhën e parë 2262 vjet pas Adamit, ndërsa Pentateuku samartian 1307 vjet. Një kopje tjetër e versionit greqisht e bën këtë periudhë 2242 vjet, Jozef Flavi 2256. Periudhën e dytë versioni greqisht e bën 1074 vjet, Pentateuku samaritan 942. Një tjetër kopje e versionit greqisht e bën këtë periudhë 1172 vjet, Jozef Flavi 933 vjet.*
*Shih A Commentary Upon the Holy Bible, from Henry and Scott, vëll. I fq. 119*
*Duke qenë se versioni hebraik më autoritativ, ashtu siç pranojnë edhe Dëshmitarët, prej tij janë marrë edhe të dhënat e mësipërme.*

por ky përshkrim është në kundërshtim me të dhënat moderne shkencore, sepse në qoftë se Përmbytja shkatërroi tërë rracën njerëzore, atëherë Abrahami i cili erdhi tre shekuj më pas nuk do të kish mundur të gjente një njerëzim të rigrupuar në komunitete të ndryshme, për më tepër kur dimë se ky njerëzim ishte rikrijuar nga tre bijtë e Noes dhe gratë e tyre.
Abrahami është vendosur në periudhën 1800-1850 para e.s, por njohuritë e historisë moderne konfirmojnë se në atë kohë në botë kishin lindur një sërë qytetërimesh, mbeturinat e të cilave i janë lënë si provë ardhmërisë.
Në Egjipt p.sh. Përmbytja korrespondon me periudhën e cila i paraprin Mbretërisë së Mesme (viti 2100 para e.s) përafërsisht në të njëjtën kohë me mesperiudhën para dinastisë XI. Në Babiloni ajo përputhet me kohën e dinastisë së tretë të Urit. Dihet mjaft mirë se nuk ka patur asnjë ndërprerje në këto qytetërime, dhe për këtë arsye nuk mund të ketë ndodhur ai shkatërrim i përgjithshëm në atë kohë kur e vendos Bibla. (2)

*(2- Maurice Bucallie, "Bibla, Kur'ani dhe Shkenca", Gjakovë, pa vit botimi fq.55)*

Duke punuar me listat gjenologjike të Zanafillës si dhe me të dhëna të tjera të Biblës, James Ussher (1581-1656), kryepeshkopi i Armaghut, llogarit se që nga krijimi i botës deri në kohën e Jezu Krishtit kanë kaluar 4063 vjet. Ai vazhdoi kështu me një kronologji të tërë Biblës. Datat e Ussherit pranohen përgjithësisht, dhe për shekuj me radhë ishin printuar në shumë Bibla anglisht. (1)

*(1- Duke qenë se kjo moshë e Tokës paraqet vështirësi të mëdha për t'u pranuar, Dëshmitarët përpiqen ta kundërshtojnë, (shih Jeta: si erdhi ajo*

*këtu? Me evolucion apo me krijim?" Romë 1995, fq. 8 dhe 186; si dhe "A ka një krijues që interesohet për ju? Romë 1998, fq.93.), por "argumentet" e tyre janë të papranueshme. Sipas tyre, ditët e përmendura në kap. e parë të Zanafillës nuk janë ditë 24 orëshe, por ato madje mund të përfshijnë periudha kohore prej miliona vjetësh (shih Jeta... fq.27).*
*Nëse lexojmë me pak vëmendje librin e Zanafillës do të shohim se kjo hipotezë e Dëshmitarëve nuk qëndron. Sipas Zanafillës 1:26-31, Adami krijohet në ditën e gjashtë, por nëse ditët e krijimit do të ishin miliona vjeçare, atëherë nuk ka mundësi që pas ditës së gjashtë, Adami kur lindi Sethin të ishte vetëm 130 vjeç, dhe se kur vdiq të ishte 930 vjeç. (Zanafilla 5:3 dhe 5).*
*Përsa i përket kohës nga dita e shtatë e deri në kohën tonë, Dëshmitarët pajtohen me atë se tashmë kanë kaluar vetëm 6000 vjet, (shih Jeta... fq.193 dhe A ka një krijues... fq.93.) dhe duke bërë korrigjimin e hamendjes së tyre të kotë për një ditë të Zanafillës sa për miliona vjet, kthehemi kështu sërisht tek data e Ussherit, e cila nuk është një interpretim i tij, por siç kemi thënë më lart, është rezultat i llogaritjeve të bëra mbi të dhënat biblike.)*

Por, në këto dy shekujt e fundit, shkencëtarët e kanë çuar moshën e Tokës nga 6000 vjeçari biblik në një moshë prej 4,600,000,000 vjetësh, d.m.th. 760 000 herë më e vjetër se ajo që i atribuon Bibla. (2)

*(2- Isaac Asimov, Exploring the Earth and Cosmos. fq.209. )*

Tregimi i Biblës mbi krijimin e botës bimore është krejtësisht i pabazë.
**"Pastaj Perëndia tha: "Të mbijë toka gjelbërim, barërat të nxjerrin farë dhe druret frutorë të japin në tokë një frut që të përmbajë farën e tij, secili simbas llojit të tij". Dhe kështu u bë. Dhe toka prodhoi gjelbërim, barëra që e bënin farën simbas llojit të tyre dhe drurë që mbanin fruta me farën e tyre brenda, secili simbas llojit të vet."**
Zanafilla 1:11-13.
Ajo çka është plotësisht e pabazë këtu është fakti se si mund të shfaqej një bimësi e organizuar në një shkallë të lartë që e kryente riprodhimin e vet nëpërmjet farërave përpara ekzistencës së Diellit, i cili në librin e Zanafillës shfaqet vetëm në ditën e katërt?!
Një verset nga libri i Numrave (13:23) i cili vë në vështirësi dhe siklet ato që mbrojnë akoma vërtetësinë absolute të Biblës, flet për një vile rrushi që ishte aq e rëndë sa që dy vetë **"duhej ta mbanin me një shtagë".** (1)

*(1- Përkthimi i ECM-së 1993, fq.157.)*

Në Mateun 13:31-32 lexojmë se:
**"Mbretëria e qiejve i ngjan një kokrre sinapi, të cilën e merr një njeri dhe e mbjell në arën e vet. Ajo, pa dyshim, është më e vogla nga të gjitha farërat, (2)**

*(2- "më e vogla nga të gjitha farërat që janë mbi dhe". Marku 4:31)*

**por, kur rritet, është më e madhe se të gjitha barishtet, dhe bëhet një pemë, aq sa zogjtë e qiellit vijnë dhe gjejnë strehë në degët e saj."**

Sinapi, të paktën në Palestinë nuk kultivohej, por ai rritej në gjendje të egër rreth detit të Galilesë.
Pastaj, sinapi nuk është aspak **"më e vogla nga të gjitha farërat".**
Fara e sinapit të zi (brassica nigra) ka një diametër rreth 1mm, ndërsa e sinapit të bardhë (brassica hirta ose sinapis alba) është edhe më madhe, rreth 1,8-2,5 mm, kështu që mjafton t'i krahasosh me farat e brendshme të frutave të salepit (orchis mustulata) dimensionet e të cilave rrezultojnë rreth tre herë më të vogla.
Po ashtu edhe fara e hashashit është më e vogël se e sinapit, ndërsa farërat e bimëve të tjera si kuskuta dhe vishkulla janë edhe më të vogla.
Së fundi, sinapi nuk është një pemë, por një bimë njëvjeçare. Ai ashtu edhe lakra, i përket familjes së kryqëzorëve, dhe është një bimë rreth 50 cm e lartë.
Edhe bota shtazore ashtu siç e paraqet Bibla është e gabuar. Levitiku 11:6 dhe Ligji i Përtërirë 14:7 e paraqesin lepurin si ripërtypës. Në fakt as hyrax syraicus (hebraisht sapan) i Levitikut 11:5 dhe as lepuri nuk e ripërtypin ushqimin.
Shprehja hebraike "ripërtypje" do të thotë fjalë për fjalë "të ngrihet lart çfarë është përtypur". (1)

*(1- Walter C. Kaiser Jr. Peter H.Davids F.F. Bruce, Manfred T.Brauch, Hard Sayings of the Bible. U.S.A 1996, fq. 158.)*

Ajo çka e bëri autorin e këtyre pasazheve të besojë se baldosa dhe lepuri janë ripërtypës, është shikimi në pamjen e jashtme të këtyre kafshëve, të cilët edhe pse nuk ripërtypen, duken sikur e bëjnë këtë gjë.

Në fakt edhe Carolus Linnaeus (1707-1778), të cilit ne i detyrohemi shumë për sistemin modern të klasifikimit biologjik, ishte mashtruar nga kjo aparencë, dhe fillimisht ai e klasifikoi baldosën dhe lepurin si ripërtypës. Sipas Jobit, kap 11, ekziston një krokodil i tillë që "nga flagërat e hundës së tij dalin flakë, dalin shkëndija zjarri.(1)

*(1- Në të njëjtën mënyrë përshkruhet Perëndia prej Davidit në 2 Samuelin 22:9 dhe Psalmin 18:8.)*

**"Nga flegrat e hundës së tij del tym, si nga një enë që vlon ose kazan. Fryma e tij i vë zjarrin qymyrit dhe nga goja e tij del flakë."**
Më shumë se çdo shpjegim tjetër, këtu më duket se është me vend komentimi i bërë në përkthimin e Simon Filipajt se **"... fantazia e poetit do të ketë qenë frymëzuar nga ndonjë pikturë dragoi e vizatuar si krokodil i tmerrshëm."** (2)

*(2- Ferizaj 1994, fq.655.)*

Këtij dragoi, duhet ti shtojmë edhe "dragojtë fluturues" të përmendur në Isainë 30:6 (shih edhe Isaia 14:29, Psalmi 91:13), krijesa këto krejtësisht të dala nga fantazia popullore.
Dr. Robert H.Mounce, një profesor i associuar i Literaturës Biblike dhe i gjuhës greke në kolegjin Bethel, St.Paul, Minesota, mbi një pasazh të librit të dytë të Kronikave 4:2: **"Bëri gjithashtu një det prej metali të shkrirë, në formë rrethi, që nga një cep në cepin tjetër ishte dhjetë kubitë; lartësia e tij ishte pesë kubitë dhe rrethi i tij tridhjetë kubitë",** vëren se: **"Duke qenë se perimetri i një rrethi është pixD (3,14159 herë më i madh se diametri), është e pamundur që një rreth të ketë një diametër prej dhjetë dhe një perimetër prej tridhjetë kubitësh". (1)**

*(1- Clues to Understading Biblical Accuracy, në Eternity, Qershor 1966, fq.18.)*

Duke mledhur shifrat e dhëna në versetet 22:28 dhe 34, d.m.th. 7500+8600+6200, autori i kapitullit të tretë të librit të Numrave, në versetin 39 jep si përfundim numrin 200000. (2)

*(2-Disa versione të tjera e kanë përfundimin 22000, shih p.sh. Përkthimin e Simon Filipajt, e megjithatë edhe ky nuk është përfundim i saktë. Të njëjtin*

*përfundim na jep edhe përkthimi i Dëshmitarëve, Traduzione Del Nuovo Mondo delle Sacre Scritture, Roma 1994, fq.183.*
*Për të pajtuar këtë vështirësi, Dëshmitarët supozojnë se diferenca prej 300 personave tek Numrat 3:39, shpjegohet me atë se meqë në versetin 12-13 Jehovai thotë se çdo i parëlindur i përket atij, atëherë këto të parëlindur të cilët mund të ishin 300 veta nuk janë rregjistruar, sepse i përkasin Perëndisë (Shih Kulla e Rojes, 22 nëntor 1972. fq.27-29), por ashtu siç vëren edhe Kurtz (Geschichte des alten Bundes, vol. II fq.336) kjo hipotezë është e papranueshme për faktin se nëse të parëlindurit nuk ishin rregjistruar mes levitëve, atëherë ato nuk duhet të figuronin as në shumën totale të tyre.*
*Pastaj, numri kaq i vogël i të parëlindurve (300) nuk është në proporcion me numrin aq të madh të popullit (22300), pra vetëm një në 74 vetë. )*

Këto ishin shkurtimisht disa prej atyre pasazheve biblike të cilat pasqyrojnë atë çka unë e quaj "shkencë biblike", ndërsa revista Kulla e Rojës (1 Prill 1998), për të provuar se Bibla është krejtësisht në pajtim me shkencën, pasi thotë se: **"Bibla... është një libër i së vërtetës dhe e vërteta mund t'i qëndrojë provës së kohës (Gjoni 17:17) Bibla nuk është kundërshtuar nga zbulimet shkencore. Kur ajo prek çështje që kanë lidhje me shkencën, është krejtësisht e lirë nga teoritë e lashta "shkencore" që dolën se ishin thjesht mite. Në fakt ajo përmban pohime që jo vetëm janë shkencërisht korrekte por edhe kategorikisht në kundërshtim me opinionet e pranuara në atë kohë."** (1)

*(1- fq. 15-16.)*

paraqet tre shembuj të cilat sipas saj provojnë këtë.

1. Në fushimet ushtarake, jashtëqitjet duhej të groposeshin jashtë kampit. (Ligji i Përtërirë 23:13);
2. Personi i dyshuar për sëmundje vihej në karantinë.
3. Kushdo që prekte një kufomë, duhej t'i nënshtrohej një proçedure pastrimi.

Duke filluar që nga argumenti i parë, vërejmë se në fakt ajo është një masë e mirë parandaluese për përhapjen e sëmundjeve, edhe pse ky nuk është qëllimi i drejtpërdrejt i pasazhit (shih 23:14), por të thuash se ky është një

argument i cili provon se Bibla është në pajtim me Shkencën, duket tepër qesharak.
Pastaj çfarë mund të thuhet për këtë pasazhin tjetër ku nuk mund të flitet më për masa pastërtie, por vetëm për një ndyrësi të neveritshme: **"Do ta hash këtë bukë në formë kuleçësh prej elbi që do t'i pjekësh me jashtëqitje njerëzish përpara syve të tyre."** (Ezekieli 4:12)
A mos vallë edhe kjo pajtohet me Shkencën?!
Një masë e mirë parandaluese për sëmundjet ngjitëse do të ishte edhe izolimi i të infektuarit në karantinë, por ajo çfarë nuk është e pranueshme këtu është fakti se përcaktimin për karantine të një të dyshuari me lebër do ta bënte prifti dhe jo mjeku (Shih Levitiku kap.13).
Në kundërshtim me me atë çka thotë Levitiku, sot çdo Dëshmitar apo kristian në përgjithësi, nuk shkon të kontrollohet tek prifti por tek mjeku.
Përsa i përket "argumentit" të tretë që parashtron revista e sipërcituar, se kushdo që prekte një kufomë, duhej t'i nënshtrohej një proçedure pastrimi, kur lexohet me pak vëmendje pasazhi biblik, vërehet se pastrimi për të cilin bëhet fjalë atë është vetëm një pastrim ritual i cili bëhej në këtë mënyrë: **"Dhe për një person të papastër do të merret hiri i viktimës së djegur për ta pastruar nga mëkati dhe nga një enë do të derdhet mbi të ujë i rrjedhshëm** (d.m.th. mbi hirin); **pastaj një njeri i pastër do të marrë hisop, do ta fusë në një ujë dhe do të spërkatë çadrën, të gjitha veglat, tërë personat që ndodhen aty dhe atë që ka prekur një kockë, ose të vrarin ose të vdekurin nga vdekja e natyrshme ose varrin. Njeriu i pastër do të spërkatë të papastrin ditën e tretë dhe të shtatë, ditën e shtatë njeriu i papastër do të pastrohet; do të lajë rrobat dhe veten e tij me ujë, dhe në mbrëmje do të jetë i pastër."** (Numrat 19:17-19)
Kushdo e kupton se ky "pastrim", ishte vetëm një spërkatje e vogël bërë me ujë të përzier me hirin e viktimës së djegur në ditën e tretë dhe të shtatë, dhe nuk është aspak një pastrim efikas ashtu siç kërkojnë ta paraqesin autorët e revistës. Ky rit pastrimi, është tërësisht i njëjtë me atë të pastrimit të lebrozit, në të cilin asgjë nuk të tregon se i afrohet ndopak shkencores, por duket mjaft qartë se është një lloj yshtje kundër sëmundjes së lebrës.
**"Ky është ligji lidhur me lebrozin për ditën e pastrimit të tij. Ai do t'i çohet priftit. Prifti... do të urdhërojë të merren për atë që do të pastrohet dy zogj të gjallë dhe të pastër, dru kedri, nga skarlati dhe hisopi.**
**Prifti do të urdhërojë që të therret një nga zogjtë në një enë prej argjili me ujë të rrjedhshëm. Pastaj do të marrë zogun e gjallë, drurin e kedrit, skarlatin dhe hisopin, dhe do t'i zhytë, me zogun e gjallë në gjakun e**

**zogut të therrur në ujë të rrjedhshëm. Do ta spërkasë pastaj shtatë herë mbi atë që duhet të pastrohet nga lebra; do ta shpallë atë të pastër dhe do ta lerë të shkojë të lirë zogun e gjallë nëpër fusha.**
**...ditën e tetë do të marrë dy qengja pa të meta, një qengj femër njëvjeçar pa të meta, tri të dhjeta efe majë mielli, të përziera me vaj, si një ofertë ushqimi, dhe një log vaji.**
**...pastaj prifti do të marrë një qengj dhe do ta ofrojë si flijim riparimi, me logun e vajit, dhe do t'i tundë si një ofertë e tundur para Zotit. Do ta therë pastaj qengjin në vendin ku therren flijimet për mëkatin dhe olokaustet, në vendin e shenjtë, sepse si flijim riparimi i përket priftit, kështu është flijimi për mëkatin është gjë shumë e shenjtë.**
**Prifti do të marrë pak gjak nga flijimi i riparimit dhe do ta verë në skajin e veshit të djathtë të atij që duhet të pastrohet, mbi gishtin e madh të dorës së tij të djathtë dhe mbi gishtin e madh të këmbës së tij të djathtë. Pastaj prifti do të marrë pak vaj nga logu dhe do ta derdhë mbi pëllëmbën e dorës së tij të majtë; pastaj prifti do ta ngjyejë gishtin e dorës së tij të djathtë në vajin që ka në dorën e majtë dhe me gishtin do të spërkasë shtatë herë pak vaj përpara Zotit. Dhe nga mbetja e vajit që ka në dorë, prifti do të verë pak në skajin e veshit të djathtë të atij që duhet të pastrohet, mbi gishtin e madh të dorës së tij të djathtë dhe mbi gishtin e madh të këmbës së tij të djathtë, në vendin ku ka vënë gjakun e flijimit të riparimit. Mbetjen e vajit që ka në dorë, prifti do të verë mbi kokën e tij që duhet të pastrohet; kështu prifti do të bëjë për të shlyerjen përpara Zotit. Pastaj Prifti do të ofrojë flijimin për mëkatin dhe do të bëjë shlyerjen për atë që do të pastrohet nga papastërtia e tij; pas kësaj do të therë olokaustin. Prifti do të ofrojë olokaustin dhe blatimin e ushqimit mbi altar; kështu ai do të ketë mundësi të bëjë për shlyerjen dhe ai do të jetë i pastër".** (Levitiku 14:1-20, shih edhe 14:21-32)

Ç'kuptim dhe ç'vlerë kanë këto rite groteske? Mos vallë sanitare?!!
Meqë jemi tek "mjeksia", vërejmë edhe një gabim të manifestuar nga autori i Ungjillit të tretë, i cili supozohet se ishte mjek. (1)

*(1- Kolosianëve 4:14. Ky është edhe mendimi i Dëshmitarëve, shih La Bibbia: Parola di Dio o dell' uomo? fq. 80.*
*Në librin e tij "The Medical Language of St. Luke", London 1882. W.K. Hobart argumentonte se Ungjilli dhe Veprat e Apostujve ishin shkruar me një terminologji mjeksore e cila përdorej në shek. e I. Adolf Harnack, W.M.*

*Ramsay si edhe shumë dijetarë të tjerë e pranuan këtë argument si të qëndrueshëm, por H.J. Cadbury vërtetoi se të ashtuquajturat "terma mjekësorë" gjendeshin edhe në autorë të tjerë, të cilët nuk ishin mjekë, si tek Luçiani dhe Jozef. The Style and Literary Method of Luke, Cambridge. 1920. fq. 39-72)*

Në kap. 22, verseti 45, ai thotë: "Si u çua nga lutja (Jezusi) erdhi te dishepujt dhe i gjeti që flinin nga trishtimi".
Si "mjek", e për më tepër si autor i "frymëzuar" ai duhet ta dinte se nën tension, reagimi fiziologjik është krejt i kundërt. Në një rast të tillë, në gjak prodhohet hormoni i adrenalinës, i cili provokon pagjumësi dhe jo gjumë.

# Kapitulli II

## Parimet e Biblës

Xhorxh Bernard Shou pat thënë se Bibla është **"Libri më i rrezikshëm në faqe të tokës; mbajeni atë të mbyllur me çelës."** (1)

(1- Ahmed Deedat, Is the Bible God's word? fq. 49.)

Faktikisht ai kishte shumë të drejtë. Lexoni historinë inçestore të bijave të Lotit me të atin e tyre, (Zanafilla 19:30-38), në të nuk do të gjeni as edhe një fjalë kundër veprës së tyre të shëmtuar!!
Një tjetër histori inçestore na paraqet Zanafilla 38:6-30, Tamara, e mbetur vejushë nga Eri dhe Onani, kryen mardhënie të jashtëligjshme me Judën, vjerrin e saj, dhe nga kjo lidhje ajo mbetet shtatzënë.
Asnjë fjalë kundër gjithë kësaj, e për më tepër asnjë ndëshkim ndaj tyre. Në të njëjtin kapitull mësojmë se Perëndia ndëshkoi me vdekje Erin dhe Onanin, të parin sepse ishte i keq në sytë e Perëndisë, dhe tjetrin sepse praktikonte atë çka quhet sot onanizëm, por Juda dhe Tamara jo vetëm që nuk ndëshkohen për mëkatin e tyre,(2)

*(2- Kur Juda mori vesh se Tamara kish mbetur shtatzënë në mënyrë të jashtëligjshme, urdhëroi të digjej e gjallë, por kur ajo i bëri të qartë se babai i fëmijëve të saj ishte ai vetë, dënimi nuk u zbatua më, as për Tamarën e as për Judën.)*

por prej dy fëmijëve ilegjitim të tyre, Faresit dhe Zares, e kishte prejardhjen vetë Jezusi! (1)

*(1- Shih Mateu 1:3)*

Çfarë duhet të nxjerrim nga këto tregime?
Sigurisht që këto nuk janë shembuj edukues, por shembuj të shëmtuar të një imoraliteti inëestor, të cilat përveç se duhet të mbahen rreptësisht larg syve të fëmijëve, janë krejtësisht të papranueshme për këdo që t'ia lexojë nënës, motrës apo bashkëshortes së tij.
Krahaso gjithashtu edhe hollësitë seksuale të dy motrave, Oholahut dhe Oholibahut, tek Ezekieli kap.23, (1)

*(1- Jo pa qëllim këto tre pjesë janë lënë jashtë nga Anne de Vries në "Libër i madh me tregime për historinë e Biblës", Hollandë 1992.)*

të cilat do të bënin me turp cilindo pastor të moralshëm që do të ishte i detyruara për ndonjë arsye t'i lexonte në kishë.

Vazhdojmë më poshtë me disa parime biblike që kanë të bëjnë me femrën.

1. Sundimi i burrit mbi gruan.
**"Unë** (Perëndia) **do të shumëzoj në masë të madhe vuajtjet e tua dhe barrët e tua; me vuajtje do të lindësh fëmijë; dëshirat e tua do të drejtohen ndaj burrit tënd dhe ai do të sundojë mbi ty."** (Zanafilla 3:17)

2. "Dekalogu (Eksodi 20:17) e vendos gruan mes pronave të burrit së bashku me shërbëtorët dhe shërbëtoret e tij, me kaun dhe gomarin e tij. Burri është quajtur **ba'al** ose pronar i gruas së tij, po ashtu siç është **ba'al** i një shtëpie apo lëmi, (Eksodi 21:3,22. 2 Samuelin 11:26.etj); e për rrejdhojë, një grua e martuar është *"pronë"* e **ba'alit** të saj (Zanafilla 20:3; Ligji i Përtërirë 22:22)" (2)

*(2 - Roland de Vaux, Ancient Izrael, its life and institution, U.S.A. edic. i pestë, fq.26.)*

3. Babai ka të drejtë ta shesë bijën për skllave. **"Kur ndokush ta shesë vajzën e vet skllave, nuk do të lirohet sikurse është doke të lirohen skllevërit. Në qoftëse nuk i pëlqen atij që i qe dhënë, le t'ia lejojë të shpërblehet, por nuk do të ketë pushtet t'ia shesë njeriut prej popullit të huaj..."** (1)

*(1- Përkthimi i Simon Filipajt, Eksodi 21:7-8.)*

4. Kundër dëshirës së tyre bijat mund të dhurohen si shpërblime për shërbime të ndryshme. **"Dhe Kalebi tha:" Atij që do të sulmojë Kirjath - Seferin dhe do ta shtjerë në dorë, unë do ti jap për grua vajzën time Aksah."** (Jozeu 15:16-shih dhe Zanafillën 29:18-3O dhe 1 Samuelin 18:20-27)

5. Po kundër dëshirës së tyre, vajzat mund të rrëmbehen dhe të mbahen për gra.
**"Shikoni dhe fshihuni në vreshtat, dhe rrini dhe shikoni; kur vajzat e Shilohut do të dalin për të hedhur valle në kor, ju do të dilni nga vreshtat, dhe secili do të rrëmbejë gruan e tij midis vajzave të Shilohut..."**
**"Bijtë e Benjaminit vepruan kështu: morën gra simbas numrit të tyre, midis valltareve: i rrëmbyen..."** (Gjygjtarët 21:20-21 dhe 23)

6. Gruaja mund të quhet ndryshe edhe lopë.
**"Dëgjoni këtë fjalë, lopë të Bashanit..."** (Amosi 4:1)

7. Gratë duhet t'u nënshtrohen burrave.
**"Ju gratë, nënshtrohuni burrave tuaj porsi Zotit, sepse burri është kreu i gruas, sikurse edhe Krishti është kreu i kishës, dhe ai vetë është Shpëtimtari i trupit. Ashtu si kisha i është nënshtruar Krishtit kështu gratë duhet t'u nënshtrohen burrave të tyre në çdo gjë."** (Efesianëve 5:22-24)

8. Gratë nuk duhet të flasin në kishë sepse kjo është e turpshme.

**"Gratë tuaja të heshtin në kishë sepse nuk u lejohet të flasin, por duhet të nënshtrohen, sikurse thotë edhe ligji. Dhe në qoftëse duan të mësojnë ndonjë gjë, le të pyesin burrat e tyre në shtëpi."** (1 Korintasve 14:34-35)

Parime të tjera, të cilët nuk mund të jenë praktike për jetën moderne, e madje për asnjë kohë, janë ato që kanë të bëjnë me luftën.

1. Ligji i Përtërirë 3:6.
**"Ne vendosëm t'i shfarosnim, ashtu siç kemi vepruar me Sihonin, mbretin e Heshbonit, duke shkatërruar plotësisht tërë qytetet, duke shfarrosur burrat, gratë dhe fëmijët".**
2. Jozeu 6:21
**"Dhe shfarrosën gjithçka ishte në qytet, duke vrarë me shpatë burra e gra, fëmijë dhe pleq e madje qe, dele dhe gomarë".**
3. Psalmi 137:8-9
**"O bijë e Babilonisë, që duhet të shkatërrohesh, lum ai që do ta lajë të keqen që na ke bërë! Lum ai që merr foshnjet e tua dhe i përplas kundër shkëmbit".**

# Kapitulli III

## Profecitë e Biblës

Profecitë e përmbushura të Biblës ishin argument i tretë që revista e Dëshmitarëve jepte për të provuar se ajo është hyjnore.
Kritikët kanë dhënë shembuj të shumtë të rasteve kur profecitë e Biblës nuk janë përmbushur ose që të ashtuquajturat profeci s'kanë të bëjnë fare me atë çka reklamohet si përmbushje e tyre.

1. Në librin e Ezekielit ka një profeci të quajtur "Orakulli kundër Tirit", e cila pas një ekzaminimi të vëmendshëm rezulton një dështim i vërtetë në tërë kuptimin e fjalës. Në 26:7-14 Nabukodonozori duhej ta pushtonte Tirin me një sukses të jashtëzakonshëm, por në 29:17-20, si rezultat i mossuksesit të plotë të profecisë, Nabukodonosorit i premtohet një territor tjetër; pra profecia nuk u plotësua!

Disa apologjetë dëshirojnë ta mbrojnë deri në fund këtë pseudo-profeci duke supozuar se ajo sidoqoftë është përmbushur nën Aleksandrin e Madh, në vitin 332 para Krishtit, (1)

*(1- Shih "Jeta: Si erdhi ajo këtu? Me evolucion apo me krijim", fq. 217-218; Hard Sayings of the Bible, fq. 73-74)*

por nëse këto do ta kishin lexuar më me vëmendje pasazhin do të kishin vërejtur se aty është thënë shprehimisht se "profecia" duhej të realizohej nën Nabukodonozorin dhe jo nën Aleksandrin.
Ky i fundit nuk është përmendur kurrë aty, dhe as nuk mund të nxirret prej saj direkt e as indirekt një gjë e tillë.
Së fundi, mënyra e sulmit përshkruar në versetet 8 dhe 9 nuk është aspak ajo e përdorur nga Aleksandri, por përkundrazi është një sulm tipik i përdorur nga sulmuesit babilonas (krahaso p.sh. Assarhadonin në vitin 673) përpara Nabukodonozorit.
Në fakt, duke iu përmbajtur profecisë, duhet të jetë Nabukodonozori dhe askush tjetër, ai që duhej të pushtonte, plaçkiste dhe të shkatërronte Tirin.
**"Sepse kështu thotë Zoti, Zoti: "Ja, unë sjell nga veriu kundër Tiros Nebukadnetsarin, mbretin e Babilonisë, mbretin e mbretërve, me kuaj, me qerre, me kalorës dhe një shumicë të madhe njerëzish.**
**Ai do të vrasë me shpatë bijat e tua që janë në fshat, do të ngrejë kundër teje një ledh dhe do të ngrejë kundër teje një çati mburojash.**
**Do të ndërtojë kundër mureve të tua deshtë e tij dhe do të rrëzojë kullat e tua me kazmat e tij. Për shkak të morisë së kuajve të tij do të mbulohesh nga pluhuri i tyre; muret e tua do të dridhen nga zhurma e kalorësve, të rrotave dhe të qerreve, kur të hyjë nëpër portat e tua, ashtu siç hyhet në një qytet nëpër të cilin është hapur një e çarë.**
**Me këmbët e kuajve të tij do të shkelë tërë rruget e tua, do të vrasë popullin tënd me shpatë dhe shtyllat e tua të fuqishme do të rrëzohen.**
**Do të grabitin pasuritë e tua, do të plaçkitin mallrat e tua, do të shkatërrojnë shtëpitë e tua të bukura, do të hedhin në mes të ujit gurët e tua, drurin tënd dhe tokën tënde.**
**Do të bëj të pushojë zhurma e këngëve të tua dhe zëri i harpave të tua nuk do të dëgjohet më. Do të të bëj si një shkëmb të zhveshur; do të jesh një vend për të nderur rrjetat; nuk do të rindërtohesh më, sepse Unë, Zoti, fola, thotë Zoti, Zoti".** (Ezekieli 26:7-14)

Siç e shohim mjaft qartë, këtu nuk mund të flitet për Aleksandrin e Madh, kështu që thelbi i "profecisë" nuk është plotësuar. (1)

*(1- Adel Smith, Versetti Divini, fq 81-82.)*

Shih edhe profecinë e Elias kundër mbretit Ahab për vrasjen e Nabothit (1 Mbretërve 21:17-29) dhe profecinë e Isaisë mbi shkatërrimin e Damaskut (Isaia 17:1), të cilat rrezultojnë gjithashtu të palpotësuara.

2. Deliri i shfrenuar i fariseut Pal nga Tarsi, i njohur nga kristianët si "shën" Pali, e shtyu atë të deklarojë se Dita e Gjykimit është shumë e afërt, dhe se ai nuk do të vdiste deri në atë ditë e për më tepër do ta takonte Jezusin në ajër, së bashku me bashkëkohësit e tij të mbijetuar.
**"Dhe këtë po jua them me fjalën e Zotit: ne të gjallët, që do të mbetemi deri në ardhjen e Zotit, nuk do të jemi përpara atyre që kanë fjetur, sepse Zoti vetë, me një urdhër, me zë kryeëngjëlli dhe me borinë e Perëndisë, do të zbresë nga qielli dhe ata që vdiqën në Krishtin do të rringjallen të parët; pastaj ne të gjallët, që do të kemi mbetur do të rrëmbehemi bashkë me ata mbi retë, për të dalë përpara zotit në ajër."**
(1 Thesalonikasve 4:15-17. Krahaso edhe Filipianëve 1:6)
Duke qenë se autori i këtij libri shkruan akoma dhe lexuesi që ka këtë libër në dorë akoma lexon, ndërsa Pali ka vdekur që prej 19 shekujsh, është e lehtë për këdo të arrijë në përfundimin se kjo profeci nuk është plotësuar kurrë. (1)

*(1- Adel Smith, Verseti Divini, fq. 84-85)*

3. Kalojmë tani tek një lloj tjetër profecie, në ato tek të cilat e ashtuquajtura përmbushje nuk ka të bëjë fare me atë që reklamohet si profeci. Për të provuar udhëtimin e bërë në Egjipt kur Jezusi ishte fëmijë, Ungjilltari i parë (2)

*(2- Mateu 2:15)*

citon Osean 11:1 si një profeci të plotësuar me këtë ngjarje, por në tekstin origjinal ky verset i përket hebrejve të dalë nga Egjipti dhe jo Jezusit që kish shkuar aty. Pastaj ky pasazh kurrsesi nuk mund t'i atribuohet Jezusit, sepse nëse është kështu atëherë edhe verseti i dytë duhet ti përkasë po atij, por kjo

gjë do të ishte absurde. Ja se si vjen pasazhi i Oseas: **"Kur Izraeli ishte fëmijë, unë e desha dhe nga Egjipti thirra birin tim.**
**Sa më shumë i thërrisnin profetët, aq më tepër janë larguar prej tyre, u kanë bërë flijime Baaleve dhe u kanë djegur temjan figurave të gdhendura,"** është e qartë se këtu flitet për popullin hebre, përherë i prirur drejt idhujtarisë, por bëhet një gabim shumë i madh nëse kjo i atribuohet Jezusit, sepse në këtë mënyrë ai duhet të pranohet se ka qenë idhujtar, dhe kjo gjë është mjaft absurde.

4. Mateu thotë se kur Herodi pyeti se ku duhej të lindte Mesia, priftërinjtë i përgjigjen: **"Në Betlehem të Judesë, sepse është shkruar nëpërmjet profetit: "Dhe ti Betlehem, tokë në Jude, nuk je aspak më e parëndësishmja ndër princat e Judesë, sepse nga ti do të dalë një udhëheqës, që do të kullotë popullin tim, Izraelin"(**Mateu 2:5-6)
Verseti i cituar nga Ungjilltari është i Mikeas 5:2, por megjithëse edhe rabinët më të vjetër e mbajnë atë për mesianik, duke e ekzaminuar së bashku me kontekstin nuk është e vështirë të shihet se autori nuk flet për një Mesi të largët, por për një udhëheqës të afërm të Izraelit që duhet të shpartallojë kaldeasit. Ndërkohë shton ai, judejtë do të vazhdojnë të jenë nën pushtimin e armiqve të tyre derisa të vijë koha në të cilën do të lindë ajo që ka për të lindur, dhe atëherë vëllezërit e skllevëruar do të kthehen në shtëpitë e tyre, ai udhëheqës do të udhëheqë me forcë, do të hyjë në qytetet e tyre dhe do ti shfarosë me shpatë.
Mikea ishte bashkëkohës i Isaisë dhe jetonte nën të njëtët mbretër të Judës, dhe nëse krahasojmë atë që profetizohet në librin e Isaisë për vajzën e re që duhet të lindë, me fjalët e Mikesë: **"... derisa të lindë ajo që ka për të lindur"** (1)

*(1- Përkthimi i Simon Filipajt.)*

dhe nëse krahasojmë po ashtu edhe kontekstet e tyre, jemi të detyruar të besojmë se që të dy ato flasin për një ngjarje të njëjtë: bëjnë profeci mbi një grua të Akazit, mbretit të Judesë dhe fëmijën që ajo duhej të lindte. Isaia 7:14 thotë:
**"Ja, e virgjëra** (2)

*(2- Në citimin e tij të Isaisë, Ungjilltari i parë përdor përkthimin greqisht të quajtur LXX, version ky i cili e përkthen gabimisht fjalën hebraike "almah" në "parthenos", d.m.th. "virgjëreshë", por në të vërtetë "almah"*

*do të thotë thjesht një vajzë e re, edhe pse mund të mos jetë e virgjër. Përkthimet e tjera në greqisht si ai i Akuilës, Simakut dhe Teodosionit e përkthejnë këtë fjalë në formën e drejtë të saj : "vajzë e re". Të njëjtën gjë bëjnë sot edhe shumë përkthime në gjuhë të ndryshme. Shih p.sh. The New English Bible, Oxford Universitety Press, 197O, Traduzione del Nuovo Mondo delle Sacre Scritture, botimi i Dëshmitarëve , etj,etj. )*

**do të mbetet me barrë dhe do të lindë një fëmijë të cilin do ta quajë Emanuel."**
Prej kristianëve ky varg besohet si mesianik, por në të vërtetë nuk është ashtu. Nëse ai merret së bashku me konteksin, ashtu si në origjinal, atëherë duhet të pranohet se ai nuk ka asnjë lidhje me Jezusin, po ashtu siç nuk ka lidhje as emri Emanuel me atë Jezus.
Ngjarja zhvillohet si më poshtë: Rasini, mbreti i Sirisë, dhe Fakea, mbreti i Samarisë, kishin bërë një marrëveshje për t'i shpallur luftë Akazit, mbretit të Judesë.
Isaia, në emër të Perëndisë, shkon të takojë këtë të fundit dhe e inkurajon që të mos ketë frikë sepse armiqtë e tij s'do do t'i bëjnë asgjë të keqe. Më pas ai shton: **"Prandaj vetë Zoti do t'ju japë një shenjë: "Ja e virgjëra** (almah-vajza e re) **do të mbetet me barrë dhe do të lindë një fëmijë të cilin do ta quajë Emanuel. Por para se fëmija të mësojë të hedhë poshtë të keqen dhe të zgjedhe të mirën, vendi të cilit ti e druan për shkak të dy mbretërve të tij do të braktiset. Zoti, do të sjellë mbretin e Asirisë mbi ty, mbi popullin tënd dhe mbi shtëpinë e atit tënd ditë që nuk kanë ardhur që kur Efraimi u nda nga Juda."**
(Isaia 7:14 dhe 16-17).
Këtu profeti flet për një ngjarje të natyrshme dhe të afërt, dhe ndryshimi mes emrit **Immanu - El** dhe **Jezus** është mjaft i qartë si në shqiptim, ashtu edhe në domethënie. Të gjithë e dinë se Jezusi nuk e ka mbajtur kurrë një emër të tillë.
Në fakt, dy vjet më pas, Teglat-Far-Assari, mbreti i Asirisë, i ardhur në ndihmë të Akazit, mbretit të Judesë fiton mbi Rasinin, mbretin e Damaskut dhe e vret atë, ndërsa Fakea, mbreti i Samarisë, vritet nga Osea që i mori mbretërinë dhe u bë haraçpagues i mbretit të Asirisë. 15 vjet vjet më vonë, duke qenë se ai rebelohet, Salman-Assari rrethon Samarinë, merr qytetin, vret atë dhe tërë popullin e kthen në skllevër, 718 vjet para Jezusit.
Kushdo e kupton tani se e ashtuquajtura profeci, nuk ka të bëjë fare me atë çfarë e besonte Ungjilltari si përmbushje të saj.

5. Tani do të shqyrtojmë një tjetër lloj profecie. Mateu 2:23 thotë se kur Jozefi vendoset së bashku me Marinë dhe me Jezusin në Nazaret, u përmbush ajo që ishte thënë prej profetëve: **"Ai do të quhet Nazareas...",** por të gjithë kritikët janë të mendimit se ky pasazh nuk gjendet në asnjë prej Librave të Testamentit të Vjetër. Disa apolegjetë dëshirojnë ta nxjerrin atë nga kuptimi i versetit të parë të Isaisë 11: **"Pastaj një degëz do të dalë nga trungu i Isaisë dhe një "nezer"** (filiz) **do të mbijë nga rrënjët e tij."** (1)

*(1- Shih p.sh. botimin e Dëshmitarëve, "Profecitë e Isaisë. Dritë për gjithë njerëzimin", Romë 2000, vëll. I f.159.)*

Në të vërtetë ky pasazh është mesianik, por ai s'ka të bëjë fare me citimin e Ungjilltarit, sepse fjala "nezer" do të thotë filiz, dhe duhet të dhunohet drejtshkrimi i saj e për më tepër edhe konteksi, për ta lexuar "nozri", d.m.th. nazareas, dhe ideja se **"Pastaj një degëz do të dalë nga trungu i Isaias dhe një nazareas do të mbijë nga rrënjët e tij"**, do të ishte qesharake, kështu që kjo hipotezë nuk qëndron.

6. Mateu 27:3-10 thotë se kur priftërinjtë me paratë e Judës blenë arën e poçarit, u përmbush çfarë ishte parathënë nga profeti Jeremia: **"Dhe i morrën të tridhjetë monedhat prej argjendi, çmimin e atij që e çmuan, siç kishin çmuar bijtë e Izraelit; dhe i shpenzuan për arën e poçarit, ashtu si më urdhëroi Zoti."**

Ky pasazh që Ungjilltari i parë pretendon se e ka nxjerrë prej librit të Jeremisë, faktikisht nuk gjendet në të. Shën Xheromi thotë se diçka e ngjashme përsa i përket kuptimit gjendet tek Zakaria 11:12-13, por rendi dhe fjalët janë të ndryshme. (1)

*(1- Në këtë mbështetet sigurisht edhe botimi i Dëshmitarëve Ausilario per capire la Bibbia, Romë 1983, fq.603, por fjalët e tyre se "**Kjo blerje plotësonte profecinë e Zakarisë 11:13**", janë plotësisht pa vend, sepse ç'hyn Zakaria këtu kur Mateu përmend fare qartë Jereminë?!)*

Më pas ai shton se ka lexuar një libër apokrif të Jeremisë të shkruar në hebraisht, të cilin ia kishte dhënë një kristian i judaizuar nga sekti i Nazareasve, ku këto fjalë gjendeshin ekzaktësisht ashtu. Në një dorëshkrim kopt në bibliotekën Bodleian në Oxford, Woide lexon pjesën e mëposhtme:

**"Përsëri i thotë Jeremia Pashhurit: ju me etërit tuaj i jeni kundërvënë edhe herë të tjera të vërtetës, dhe bijtë tuaj që do të bëjnë mëkate edhe më të mëdha se tuajat, përderisa do ti japin çmim të paçmuarit dhe do ti bëjnë dëm atij që me faljen e mëkateve do të shërojë të sëmurët. Dhe do të marrin tridhjetë monedhat e argjendit, të cilat bijtë e Izraelit i kanë dhënë për arën e poçarit, ashtu siç ka urdhëruar Zoti. Dhe do të thuhet kështu: të bjerë mbi ta e mbi bijtë e tyre gjykimi prej mallkimit të përjetshëm sepse kanë derdhur gjak të pafajshëm."** (1)

*(1- Johann David Michaelis, Orientalische und exegetische Bibliothek. nr.66.)*

Më përpara se Woide, Domencio Magri, një misionar siçilian, kishte publikuar të njëjtin fragment të nxjerrë nga një dorëshkrim arab të Abraham Echellence, (2)

*(2- Michaelis, Einleitung in die Schriften des Neuen Bundes, fq. 265)*

**"...dhe duket qartë** - thotë Michaelis - **se në Jereminë kap.XX pas versetit 5 ku flet Pasciu, birri i Immerit, lexoheshin gjëra që tani nuk janë më..."** Ai tregohet i pakënaqur me shën Xheromin se përse nuk e ka sjellë atë që ka lexuar në apokrifin e Jeremisë që të kishin mundësinë ti krahasonim.
Eshtë një fakt i pakundërshtueshëm se kristianët e parë posedonin ekzemplarë të ndryshëm nga ato që kemi ne sot, sepse përveç pasazhit të cituar më lart, Xhustino Martiri dhe shën Ireneu citojnë edhe këtë tjetrën e cila nuk gjendet më: **"Perëndia, Zoti i Shenjtë i Izraelit, do të kujtohet për të vdekurit e tij që flenë në tokën e varrit, dhe do t'i zbresë atyre për ti lajmëruar shëndetin që vjen nga ai dhe për ti shpëtuar."**(3)

*(3- Dialogus cum Tryphone Iudaeo, kap. 72. Ireneu (III.25) ai atribuon këtë pasazh Isaisë, por në IV, 39 ai ia atribuon Jeremisë, ndërsa pa emrin e autorit e sjell në IV, 66 dhe V.31 (Edicioni Grabe Oxoniae 1702). Leximi i mësipërm është sjellë sipas atij të Ireneut i cili duket më i rregullt se i Xhustinit.)*

Xhustini i akuzon hebrejtë se kanë hequr këtë edhe pasazhe të tjera nga Shkrimet, por me më shumë arsye, e ndoshta edhe më të qëndrueshme, hebrejtë mund të fajësonin kristianët se i kishin interpoluar.

Duke ardhur tek pjesa e Zakarisë e cila ka një farë ngjashmërie me citimin e Mateut, së pari duhet thënë se komentatorët si hebrej ashtu edhe kristianë, përsa i përket interpretimit të saj janë në kundërshtim, megjithatë, duke i marrë të tërë së bashku duket mjaft qartë se ajo nuk ka asnjë lidhje me tradhëtinë e Judës.
I pakënaqur prej judejve të kthyer nga Babilonia, Zakaria thotë se nuk dëshiron të përzihet më në punët e tyre: **"Atëherë u thash atyre: Po t'ju duket e drejtë, më jepni pagën time: tridhjetë sikla argjendi. Por Zoti më tha: "Hidhe në "jozer" çmimin madhështor me të cilin ata më vlerësuan."**
Me këto fjalë ai don të tregojë se e kishin vlerësuar me vlerën e një skllavi, të cilin ligji e përcaktonte 30 sikla argjendi. (1)

*(1- Eksodi 21:32)*

Më pas ai vazhdon: **"Atëherë i mora tridhjetë siklat prej argjendi dhe i hodha në shtëpinë e Zotit në "jozer"."**
Fjala **"jozer"** e cila në hebraisht tregon punuesin ose vendin në të cilat bëheshin enët prej balte është pengesë për interpretuesit.
Në targumët kaldeikë, rabinët përgjithësisht thonë se fjala "jozer", këtu duhet të merret për "hozer" (mbajtës i thesarit), ndërsa përkthyesi i vjetër siraik e ka marrë për "hozar" (thesar) dhe orientalisti i shquar Friedrich Heinrich Wilhelm Gesenius, (1)

*(1- Hebraisches und chaldaisches Worterbuch, Leipzig 1834, mbi këtë fjalë.)*

thotë se kjo mund të shpjegohet me shëmbëllim të kopistëve.
Ai arrin në përfundimin se fraza e fundit "në shtëpinë e Zotit" është një shkrim i bërë në anë tekstit, i cili më vonë është shtënë në të, dhe nëse e heqim këtë, atëherë kuptimi është mjaft i qartë.
Ashtu si duket mjaft qartë, Ungjilltari nuk ka cituar prej Zakarisë, por ai ose e citon një libër apokrif, ashtu siç thotë edhe shën Xheromi, ose teksti i librit të Jeremisë nuk ka ardhur i plotë tek ne.

7. Luka 24:46-47 vendos në gojën e Jezusit fjalët: **"Kështu është shkruar dhe kështu ishte e nevojshme që Krishti të vuante dhe të ngjallej së vdekuri ditën e tretë, dhe që në emër të tij të predikohet pendimi dhe falja e mëkateve nëdër të gjthë popujt, duke filluar nga Jeruzalemi...",**

të cilat do të bënin vdekjen dhe rringjalljen e tij plotësim të kësaj profecie, por sado të kërkohet në Testamentin e Vjetër nuk është e mundur të gjendet një verset në të cilin të jetë shkruar kjo. Me një fjalë, **"kështu nuk është shkruar asgjë"** (2)

(2- Shih Adel Smith, Un dio mai crocifissio. Crocifissione, crocifinzione o ppure non-crocifissione? Albania 2000, fq. 331-334.)

Në bazë të atyre çfarë kemi vërejtur në këtë kapitull të shkurtër, profecitë e Biblës, përveç atyre që janë përmbushur, mund t'i ndajmë edhe në tre kategori të tjera:

1. Profeci të papërmbushura
2. Profeci të cilat s'kanë të bëjnë fare me atë çka pretendohet se janë përmbushjet e këtyre profecive dhe
3. Profeci të cilat paraqiten për të tilla, por faktikisht nuk gjenden brenda faqeve të Biblës. (1)

*(1- Për një kategori të katërt të profecive Biblike që bën fjalë për ato profeci të cilat nuk janë përmbushur në atë kohë dhe me atë person që supozojnë autorët e Testamentit të Ri (ashtu si edhe shumë autorë kristianë në përgjithësi), shih librin e Adel Smith "Muhammad nella Bibbia?")*

# Kapitulli. IV

## A është Bibla kontradiktore?

Në një botim tjetër të Dëshmitarëve, drejtur ekskluziivsht muslimanëve, ka një shkrim i cili të habit shumë:
**"Disa kritikë të Biblës pohojnë se ajo është kontradiktore. A është e vërtetë? Jo. Kur i pyet këta kritikë se cilat pjesë të Biblës janë kontradiktore, zakonisht nuk dinë të përmendin asnjë shembull të veçantë".** (1)

*(1- "Koha për nënshtrimin e vërtetë ndaj Perëndisë", Romë 1997 fq.34.)*

Ashtu siç e dinë mjaft mirë edhe vetë Dëshmitarët, kontradiktat e Biblës janë aq të shumta dhe serioze saqë i kanë vënë dhe vazhdojnë të vënë në siklet tërë harmonizuesit e saj. Në kohët e para të kristianizmit ato ishin vërejtur nga shumë etër të Kishës, si Eusebio, Krisostomi, Agustini dhe Teodoreti, të cilët shpesh herë, për të harmonizuar këto kontradikta fantazonin hipoteza jo fort serioze, dhe shembulli i tyre u ndoq edhe nga shumë autorë të tjerë të mëvonshëm (1).

*(1- John W.Haley, në librin e tij "An Examination of the Alleged Discrepancies of the Bible, 1874, mundi të citojë dyzet e dy punime që nga koha e Reformimit të cilat u morën me këtë çështje. (fq. 437-442) prej të cilëve p.sh. atë të Joannes Thaddaeus dhe Thomas Man, që në vitin 1662 publikuan në Londër një libër me titullin "The Reconciler of the Bible Inlarged", në të cilin përmendeshin dhe "pajtoheshin",më shumë se tre mijë kontradikta në të tërë Testamentin e Vjetër dhe të Ri.*
*Ky libër e numëronte çdo kontradiktë dy herë, kështuqë edicioni i mëhershëm kishte vetëm 1050 raste. Sipas Haleyt, ky botim përfshinte* ***"shumë kontradikta të parëndësishme, dhe linte jashtë shumë nga të rëndësishmet"****.*
*Mund të përmendin këtu edhe librin e Andreas Althamer në vitin 1527 (në latinisht) në të cilën bëhet fjalë për 160 kontradikta, dhe të Oliver St. John Cooper, "****Four Hundred Texts of the Holy Scripture, with their corresponding passages explained"****, i cili në edicionin e vitit 1791, përfshinte vetëm 57 të tilla, por lista mund të vazhdojë gjatë edhe me emra të tjerë shumë të njohur, të cilët në punimet e tyre mundoheshin të pajtonin me anë të hipotezave të ndryshme kontradiktat e qarta të Ungjijve.*
*Për të pajtuar kontradiktat e shumta të Biblës, Dëshmitarët mbështeten në këto hipoteza krejtësisht të pabaza, apo më keq akoma, shpikin vetë të reja, dhe shembuj prej tyre do të përmendim më pas.)*

Eshtë mëse e qartë se pohimi i broshurës së cituar më parë se Bibla nuk përmban kontradikta është vetëm një mashtrim i radhës, mbështetur padyshim në moton se **"qëllimi e justifikon mjetin".**
Një citim nga Shën Agustini na e bën mjaft të qartë se priftërinjtë janë përherë të njëjtë (në rastin tonë, udhëheqësit e Dëshmitarëve të cilat kanë marrë detyrat e priftërinjve.) **"Kryeprifti Scevola nuk donte që popujt të mësonin të vërtetën përsa i përket Zotave, që besimi i tyre të mos**

**pakësohej, dhe për këtë arsye e gjykonte të drejtë se në çështjet e fesë ishte e domosdoshme t'i mashtroje."** (1)

*(1- De Civitate Dei, IV,27. )*

Por cila është arsyeja që i detyroi Dëshmitarët ta bëjnë këtë gjë? Dëshmitarët besojnë se: **"Në çdo rast, mund të jemi të sigurt se Jehovai ishte burimi i çdo informacioni... dhe se ai i udhëhoqi shkrimtarët, në mënyrë që tregimet e tyre të mos ishin të molepsura nga pasaktësia, fryrja dhe miti."** (1)

*(1- Kulla e Rojes, 15 qershor 1997, fq.5)*

Të njëjtën gjë thonte edhe Leoni XIII në Enciclia Providentissmus Deus: **"Të gjithë etërit dhe doktorët e** (Kishës) **kishin bindjen e plotë se Shkrimet hyjnore të cilat dolën nga pema e autorëve të shenjtë janë tërësisht imune ndaj çdo lloj gabimi."**

Duke pranuar si të vërtetë bindjen e tërë etërve të Kishës, të Dëshmitarëve dhe të të gjithë kristianëve se prej shkrimtarëve të Biblës nuk ka dalë asnjë gabim ose kontradiktë, kur sot ne gjejmë në tekstin e saj plot të tilla, atëherë duhet të arrijmë në përfundimin e pashmangshëm se ose e vërteta nuk është ashtu si besojnë dhe propagandojnë kristianët, ose se teksi i Shkrimeve nuk ka arritur tek ne në pastërtinë e tij primitive dhe se ai ka pësuar ndryshime të shumta.
Meqë këto janë dy nga pikat kryesore për të cilat Libri i Shenjtë i muslimanëve akuzon hapur të krishterët, Dëshmitarët u detyruan që me çdo kusht t'ua paraqesin atyre Biblën si jokontradiktore, por e vërteta ashtu siç do të shihni më poshtë është krejt e kundërt.
Padyshim se gjithashtu e pavërtetë është edhe thënia e tyre se kritikët zakonisht nuk dinë të përmendin shembuj kontradiktash. Në çdo studim kritik, kontradikat zënë një vend të rëndësishëm, e edhe pse ne nuk kemi mundësi të përmendim të gjitha ato, vërejmë se prej tyre janë nxjerrë shumë nga këto që do të lexoni tani.

1. Në librin e Zanafillës ekzistojnë dy tregime kontradiktore mbi krijimin
Kap.1 deri në 2:3
1. Sipas tregimit të parë Toka është kaos, e mbuluar me ujë. Uji duhet të ndahet përpara se të shfaqet bimësia. (kap. 1)
2. Shpendët, peshqit, kafshët e detit u krijuan përnjëherë, kafshët e tokës dhe rrëshqanorët më vonë (1:21 dhe 25)
3. Drurët u krijuan përpara njeriut (1:12 dhe 27)
4. Shpendët u krijuan para njeriut (1:21)
5. Njeriu u krijua pas kafshëve (1:24 dhe 27)
6. Burri dhe gruaja krijohen që të dy në të njëjtën kohë (1:27)
7. Njeriu, pas krijimit të tij, ha pemë dhe barishte si ushqim për të jetuar (1:29)
8. Qielli, Toka dhe çdo krijim u bë brenda gjashtë ditëve.
9. Perëndia lejon të haen të gjitha pemët e tokës pa përjashtim (1:29)
10. Perëndia bën pushim në ditën e shtatë (2:2)
11. Kopshti i Edenit nuk përmendet fare (kap 1)
12. Njeriu krijohet vetëm me forcën e fjalës së Perëndisë, e po kështu edhe çdo krijim tjetër
13. Njeriu është krijuar sipas shëmbëlltyrës së Perëndisë (1:26)

Kap 2:4 deri në fund të kap. 3
1. Sipas atij të dytit, Toka është një pllajë e thatë. Bimësia nuk mund të rritet po të mos fillojë shiu. (2:5)
2. Shpendët dhe kafshët e tokës u krijuan menjëherë, në të njëjtën kohë. (2:19)
3. Drurët u krijuan pas njeriut (2:7-8)
4. Shpendët u krijuan pas njeriut (2:19)
5. Njeriu u krijua përpara kafshëve (2:7 dhe 19)
7. Gruaja u krijua më vonë, pas burrit. (2:7 dhe 23)
8. Njeri ushqehej vetëm me pemë, dhe vetëm pasi bëri mëkatin dhe u mallkua, atë e urdhëruan të ushqehej me barin e fushës si dënim (3:8)
8. Qielli, Toka dhe çdo krijim tjetër krijohet në një kohë të papërcaktuar.
9. Perëndia ndalon duke kërcënuar me vdekje të haet nga pema e njohjes (2:16-17)
1O. Pushimi i Perëndisë nuk përmendet.
11. Të gjitha ngjarjet zhvillohen në kopshtin e Edenit (kap. II dhe III)
12. Perëndia zbret në Tokë, formon njeriun nga pluhuri i tokës, i fryn në vrimat e hundës, mbjell drurë, më pas bën shpendët dhe egërsiart dhe i dërgon tek Adami që të shohë si do ti quajë (2:7-19)

13. Njeriu i ngjan Perëndisë vetëm atëherë kur hëngri nga pema e ndaluar e njohjes (3:22)

2. Zanafilla 47:11 thotë se Jozefi i vendosi vëllezërit dhe babain e tij në Egjipt, dhe si pronë u dha një vend të mirë në krahinën e Ramasesit, por sipas Eksodit 1:11 Ramsesi ishte ndërtuar më vonë, pas vdekjes së Jakobit dhe Jozefit.

3. Eksodi 1:5 thotë se pasardhësit e Jakobit arrinin në 7O vetë, ndërsa Veprat e Apostujve 7:14 thonë se ishin 75.

4. Emri i vjehhrit të Moisiut sipas Eksodit 2:18 ishte Ruel, sipas 3:1 Jethro e sipas Gjyqtarëve 1:16 Keneo.

5. Në Eksodin 9:6 thuhet se në plagën e pestë ngordhi e tërë bagëtia e Egjiptit, ndërsa sipas 9:19-2O shihet se jo të gjitha kishin ngordhur. Përsëri thuhet se bagëtia e Egjiptit do të ngordhë dhe se breshëri i shkatërroi ato (9:19-25), ndërsa në 12:29 flitet akoma për bagëti të gjalla.

6. Sipas Eksodit 31:17, Perëndia pushon dhe çlodhet, ndërsa Isaia 40:28 thotë se Ai as mundohet e as lodhet.

7. Sipas Numrave 13:1 Perëndia i thotë Moisiut që të dërgojë disa njerëz për të parë vendin e Kanaanit, ndërsa Ligji i Përëtërirë 1:21 thotë se ishin Izraelitët ata që këshilluan Moisiun të dërgojë njerëz.

8. Numrat 2O-27-28 thonë se Aroni vdiq dhe u varros në malin Hor, ndërsa ligji i Përtërirë 1O:6 thotë se vdiq dhe u varros në Moserah.

9. Ligji i Përtërirë 2:18 tregon se Perëndia i tha Moisiut të mos i sulmojë bijtë e Amonit, sepse ai nuk do t'i jepte asnjë pjesë nga toka e tyre, por kjo është kontradiktuar nga Jozeu 13:24-25.

1O. Sipas Ligjit të Përtërirë 15:4 Perëndia premton se mes bijve të Izraelit nuk do të ketë asnjë nevojtar, ndërsa në 15:11 thuhet se nevojtarët nuk do të mungojnë kurrë.

11. Sipas Jozeut 1O:36-39, Jozeu pushtoi Hebronin dhe Debirin, ndërsa në 15:13-17 thuhet se këto dy qytete i ka pushtuar Kalebi, më vonë. Sipas Gjyqtarëve 1:1O-15, pushtimi i këtyre qyteteve është bërë nga Juda.

12. Tek Jozeu 1O:4O thuhet se Jozeu pushtoi krahinën malore, Negevin dhe ultërsirën, ndërsa Gjyqtarët 1:9 thonë se ato i pushtoi Juda pas vdekjes së Jozeut.

13. Gjyqtarët 1:8 thonë se Jeruzalemi ishte pushtuar nga bijtë e Judës, ndërsa historikisht ai është pushtuar nga Davidi (shih 2 Samueli kap.5)

14. Teksti hebraik i 1 Samuelit 13:1 thotë se Sauli mbretëroi dy vjet mbi Izraelin, ndërsa Veprat e Apostujve thonë se ai mbretëroi dyzet vjet. 13:21

15. Tek 1 Samueli 16:1O-11 thuhet se Isai kishte shtatë fëmijë plus Davidinj (=8), ndërsa në 1 Kronikat 2:13-15 i japin shtatë fëmijë përfshij Davidin.

16. Në 1 Samueli 16:19 dhe 21 tregohet se Sauli e njihte Davidin dhe e dinte se ai ishte bir i Isait. Sauli e bën atë armëmbajtësin e tij. Në 17:58 thuhet se Sauli nuk e njihte aspak Davidin dhe se nuk e dinte se bir i kujt ishte.

17. Sipas 1 Samuelit 28:6, Sauli kishte kërkuar këshillë prej Perëndisë, por ai nuk i ishte përgjigjur.
1 Kronikat 1O:13-14 thonë se Sauli nuk ishte këshilluar me Perëndinë.

18. Në 1 Samuelin 31:4-6 thuhet se Sauli vrau veten duke u hedhur në shpatën e shërbëtorit të tij, ndërsa ky i fundit kur pa se ai kishte vdekur, vret menjëherë veten me shpatën e tij. Tek 2 Samueli 1:6-16 tregohet se ishte shërbëtori ai që vrau Saulin, ndërsa më pas ai vritet me urdhër të Davidit, pasi ka treguar se si rodhi ngjarja.

19.Sipas 2 Samuelit 5:14-16, bijtë e Davidit që i lindën në Jeruzalem ishin 11, ndërsa sipas 1 Kronikave 14:4-7 ato ishin 12.

20.Në 2 Samuelin 623 thuhet se Mikali, bija e Saulit, nuk pati fëmijë derisa vdiq, ndërsa në 21:8 thuhet se ajo kishte 5 fëmijë.

21.Në 2 Samuel 8:4 tregohet se Davidi mori 1600 kalorës. ndërsa tek 1 Kronikat 18:4 thuhet se ai mori 7000 kalorës.

22.Sipas 2 Samuelit 10:18, Davidi vrau 40 000 kalorës, ndërsa sipas 1 Kronikave 19:18 ai vrau 7000 kalorës. Pastaj, Davidi vrau njerëzit e 700 qerreve dhe 40 000 kalorës apo 7000 kalorës dhe 40 000 këmbësor?

23. Sipas 2 Samuelit 8:17, sekretar ishte Serojahu, ndrësa sipas 1 Kronikave 18:16 ishte Shava.

24. Në 2 Samuelin 23:8 thuhet se Josheb Bashshebethi kishte vrarë 8OO njerëz në një herë të vetme, ndërsa 1 Kronikat 11:11 thonë se ai kishte vrarë 3OO njerëz. (1)

*(1- "**Në çdo rast, mund të jemi të sigurt se Jehovai ishte burim i çdo informacioni... dhe se Ai i udhëhoqi shkrimtarët, në mënyrë që tregimet e tyre të mos ishin të molepsura nga pasaktësia, fryrja apo miti.**" Kulla e Rojes, 15 qershor 1997.f.5. )*

25. Sipas 2 Samuelit 24:9 thuhet se pas rregjistrimit, në Izrael kishte 8OO OOO burra të aftë për të përdorur shpatën, dhe në Jude 5OO OOO. Sipas 1 Kronikave 21:5 në Izrael kishte 1 1OO OOO ndërsa në Jude 47O OOO.

26. Sipas 2 Samuelit 24:13, Davidi duhej të zgjidhte 7 vjet zi buke, tre vjet arratisje ose 3 ditë murtajë. Në 1 Kronikat 21:12 thuhet 3 vjet zi buke.

27. Në 2 Samuel 24:24 thuhet se Davidi e bleu lëmin dhe qetë për 5O sikla argjendi, ndërsa në
1 Kronikat 21:25 thuhet se e bleu për 6OO sikla ari.

28. Në 1 Mbretërit 4:26 thuhet se Solomoni kishte 4O OOO stalla kuajsh, ndërsa në 2 Kronikat 9:25 thuhet se kishte 4 OOO.

29. Sipas 1 Mbretërve 5:16, Solomoni kishte 3 3OO përgjegjës punimesh, ndërsa sipas 2 Kronikave 2:2 ai kishte 3 6OO.

30. 1 Mbretërit 7:26 thonë se deti i bronxtë mbante 2OO bate ujë, ose rreth 9O OOO litra ujë, ndërsa në 2 Kronikat 4:5 thuhet se ai mbante 3 OOO bate ujë, d.m.th. rreth 135OOO litra ujë (1)

*(1- Eshtë e papranueshme hipoteza e Dëshmitarëve në Ausiliario per capira la Bibbia, nr.29, fq.796 Italia, maj 1984. Fjala "mund" të cilën ata e shtojnë duke pranuar mes të tjerash "një far elasticiteti" në përkthim, nuk rezulton në asnjë dorëshkrim, dhe është adoptuar për të tentuar harmonizimin e dy pasazheve kontradiktore.)*

(1 bat = me rreth 45 litra).

31. Në 1 Mbretërve 1O:17 thuhet se për të bërë 3OO mburojat u përdorën për secilën prej tyre 3 mina ari (24 kg e 627 gr), ndërsa në 2 Kronikat 9:16 thuhet se u bënë duke përdorur 3OO sikla ari (4 kg e 947 gr)

32. Sipas 1 Mbretërve 15:33 dhe 16:6, në vitin e tretë të sundimit të Asës, mbretit të Judës, Basha, biri i Ahijahut, filloi të mbretëroi në Izrael, dhe mbretëroi 24 vjet, deri atëherë kur vdiq.
Duke përdorur pak matematikë, nëse Baasha e filloi sundimin e tij në vitin e tretë të Asës dhe nëse mbretëroi 24 vjet deri sa vdiq, për rrjedhojë ai vdiq në vitin e 27 të Asës.
Sipas 2 Kronikave 16:1, i njëjti Baasha, në vitin e tridhjetëegjashtë të Asës del në luftë kundër Judës, por nëse Baasha vdiq në vitin e 27, atëherë si mund të marshonte në luftë kundër Judës në vitin e 36, d.m.th. rreth 1O vjet pas vdekjes së vet? (1)

*(1- Ausiliario per capire la Bibbia, nr 4, shtator 1981, fq.112, për të zgjidhur konfuzionin e mësipërm, bazohet mbi një hipotezë të dalë nga imagjinata, por e cila është krejtësisht e papranueshme. Për të hedhur poshtë hipotezën e tyre mjafton të theksohet se pasazhi i 2 Kron, 15:9 flet me qartësi të plotë për vitin e tridhjetë e pestë të mbretërimit të Asës". Vit ky i cili nuk mund të transformohet në të "pesëmbëdhjetin" vetëm me supozime boshe dhe pa dhënë prova të vlefshme për të. Nëse autori i librit ka dashur të nëkuptojë "në të vërtetë të pesëmbëdhjetin", ashtu siç këta shkruajnë, ai do ta kishte deklaruar vetë këtë në tekstin e tij, dhe jo të priste sofizmat e Dëshmitarëve.)*

33. Sipas 2 Mbretërve 8:26, Ashaziahu kur filloi të mbretërojë ishte 22 vjeç, ndërsa sipas 2 Kronikave 22:2 thuhet se ishte 42. Në 1 Mbretërve 22:51 thuhet se ai mbretëroi 2 vjet mbi Izraelin, ndërsa në 2 Kronikat 22:2 thuhet se mbretëroi 1 vit.

34. Në 2 Mbretërve 12:13 thuhet se me paratë e sjella në shtëpinë e Zotit nuk u bënë oriendi për atë, ndërsa në 2 Kronikat 24:14 thuhet se u bënë.

35. Në 2 Mbretërve 23:29 thuhet se Faraoni Neko e vrau Josian në Meghito, (1)

*(1- Për ta kuptuar më mirë lexo përkthimin e Simon Filipajt.)*

ndërsa në 2 Kronikat 35:23 thuhet se Josian e plagosën disa harkëtarë dhe se ai vdiq më pas.

36. Sipas 2 Mbretërve 24:8 Jehojakini ishte 18 vjeç kur filloi të mbretëroi dhe mbretëroi 3 muaj e 1O ditë, ndërsa sipas 2 kronikave 36:9 ai ishte 8 vjeç kur filloi të mbretërojë dhe mbretëroi 3 muaj e 10 ditë.

37. Sipas 2 Mbretërve 24:17, Sedekia ishte xhaxhai i Jehojakinit, ndërsa në 2 Kronikat 36:1O (teksti herbraik) thonë se ai ishte vëllai i tij. (2)

*(2- Në përkthimin e Dëshmitarëve, Traduzione del Nuovo Mondo delle Sacre Scritture, fq.597, 2 Kronikat, 36:1O janë sjellë kështu: "**... Sedechia fratello** [di] **suo** [padre]**...**", por këto duhet ta kuptojnë mirë një herë e përgjithmonë, meqë fjalët në kllapa, të dala prej imagjinatës së tyre, nuk gjenden në tekst, ato nuk mund të merren për bazë.)*

38. Sipas 2 Mbretërve 24:18, Sedekia kishte 21 vjeç kur filloi të mbretërojë, ndërsa sipas 2 Kronikave 36:11 ai kish 2O.

39. Në 2 Mbretërve 25:8 thuhet se Nebuzaradani arriti në Jeruzalem në muajin e pestë, ditën e shtatë, ndërsa në Jereminë 52:12 thuhet në ditën e dhjetë të muajit të pestë. (1)

*(1- Zgjohuni! 22 Nëntor 1972, fq.27-29, thotë: "Ndonjëherë ndryshimi në shifra mund të ndodhë për faktin se secila prej tyre i referohet një aspekti të ndryshëm të një ngjarjeje të veçantë. Kjo ka  ndodhur me rastin e hyrjes së Nebuzaradanit në Jeruzalem në vitin 607 para erës sonë. 2. Mbreëtrit 25:8 thotë: "Në ditën e shtatë të muajit të pestë,... Nebuzaradani, komandanti i truprojave, shërbëtori i mbretit të Babailonisë, erdhi në Jeruzalem", ndërsa Jeremia 52:12 tregon se Nebuzaradani "hyri" në Jeruzalem ditën e dhjetë të muajit të pestë. duke komentuar këtë diferencë prej tre ditësh, vepra "The*

*Soncino Books of the Bible" (Volumi i Jeremisë, fq.353) thotë se: "Intervali prej tre ditësh mund të besohet se përfaqëson datën e ardhjes se Nebuzaradanit në skenë dhe fillimin e operacionit". Duket se Nebuzaradani arriti në Jeruzalem në ditën e shtatë dhe se bëri inspektimin e vet nga kampi i tij jashtë mureve të qytetit, e së fundi, në ditën e dhjetë, ai hyri me të vërtetë në qytet". Në fakt nuk "duket" aspak kështu. Si 2 Mbretërit 25:8 ashtu edhe Jeremia 52:12 flasin vetëm për "mbërritjen" e Nebuzaradanit në Jeruzalem. Shih Diodati i Ri, ECM, përkthimi i Simon Filipajt etj, etj., madje edhe Holy Bible, New International Version, e cila si tekst bazë për përkthimin e Dhjatës së Vjetër ka edicionet e fundit të Biblia Hebraica të Rudolph Kittelit, ashtu si edhe përkthimi i Dëshmitarëve, thotë në dy tregimet se Nebuzaradani "erdhi" në Jeruzalem. Për këtë arsye, hipoteza dhe përkthimi jo i saktë i Dëshmitarëve, janë të papranueshme.)*

40.Në 2 Mretërit 25:17 thuhet se lartësia e kapitelit ishte 3 kubitë, ndërsa Jeremia 52:22 thotë se ai ishte 5 kubitë.

41. Sipas 2 Mbretërve 25:19, kapiteni i rojeve mori pesë këshilltarë, ndërsa sipas Jeremisë 52:25 mori shtatë.

42. Sipas 2 Mbretërve 25:27, Evilmerodaku e nxorri nga burgu Jehojakinin në ditën e 27 të muajit, ndërsa sipas Jeremisë 52:31 në të pestën.

43. Sipas 1 Kronikave 7:6, Beniamini kishtë 3 fëmijë, ndërsa sipas 1 Kronikave 8:1-2, ai kishte 5. Sipas 7:6, emrat e fëmijëve të tij ishin Belahu, Bekeri dhe Jediaeli, ndërsa sipas 8:1-2 ato quheshin Balahu, Ashbeli, Anbarahu, Noahu, Rafa.

44. Sipas 2 Kronikave 8:1O shefat e nëpunësve të Solomonit ishin 25O, ndërsa sipas 1 Mbretërve 9:23 ata ishin 55O.

45. Ezdra, kap. II dhe Nehemia, kap.VII.
Në këto dy kapituj paralelë që flasin për njerëzit e riatdhesuar së bashku më Zorobabelin, ekzistojnë mjaft kontradikta.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 1. Ezdra | 2:5 | me Neheminë | 7:1O | (Sa vetë ishin? 775 apo 652?) |
| 2. | 2:6 | me | 7:11 | (2812 apo 2818) |
| 3. | 2:8 | me | 7:13 | (945 apo 845) |
| 4. | 2:10 | me | 7:15 | (642 apo 648) |

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 5. | 2:11 | me | 7:17 | (623 apo 628) |
| 6. | 2:12 | me | 7:17 | (1222 apo 2322) |
| 7. | 2:13 | me | 7:18 | (666 apo 667) |
| 8. | 2:14 | me | 7:19 | (2O56 apo 2O67) |
| 9. | 2:15 | me | 7:2O | (454 apo 655) |
| 10. | 2:17 | me | 7:23 | (323 apo 324) |
| 11. | 2:12 dhe 22 | me | 7:26 | (123+56 apo 188) |
| 12. | 2:28 | me | 7:32 | (223 apo 123) |
| 13. | 2:33 | me | 7:37 | (725 apo 721) |
| 14. | 2:35 | me | 7:38 | (363O apo 393O) |
| 15. | 2:36 | me | 7:39 | (973 apo 963) |
| 16. | 2:41 | me | 7:44 | (128 apo 148) |
| 17. | 2:42 | me | 7:45 | (139 apo 138) |
| 18. | 2:60 | me | 7:62 | (652 apo 642) |

46. Sipas Ezdrës 2:64, të gjithë të rregjistruarit, duke mbledhur shifrat e dhëna nga verseti 3-6O, ishin 29828, ndërsa sipas Nehemisë, ata ishin 31O89. (1)

*(1- Për të zgjidhur këto kontradikta, Dëshmitarët supozojnë se: "Ka mundësi që Ezdra dhe Nehemia ti kenë bazuar listat e tyre mbi burime të ndryshme. Për shembull, Ezdra mund të ketë përdorur një dokument i cili përfshinte ata të cilët ishin rregjistruar për tu riatdhesuar, ndërsa Nehemia mund të ketë kopjuar një rregjistrim i cili përfshinte të tërë ata që u kthyen në të vërtetë". Zgjohuni! 22 Nëntor 1972, fq. 27-29; Ausiliario per capire la Bibbia, nr.32, gusht 1984, fq.876.*
*Duke u nisur pikë së pari nga ajo frazaa "ka mundësi", e cila e bënë tërë këtë një hipotezë krejtësisht të pabazë sepse ekziston gjithashtu mundësia e një "nuk ka mundësi", të lind pyetja se çfarë do të thotë me saktësi ajo se autorët biblikë bazohen "mbi burime të ndryshme"?*
*A nuk duhej të ishte unik burimi i autorëve të skrimit, ashtu siç ata vetë besojnë dhe predikojnë? (Kulla e Rojes, 15 qershor 1997, f.5) Së dyti, Ezdra 2:1-2 "Këta janë njerëzit... që u kthyen nga robëria.... dhe që u kthyen në Jeruzalem dhe në Judë, secili në qytetin e tij", tregon mjaft qartë se ai ka ndërmend të tregojë dhe tregon ato persona të cilët u kthyen e jo që kishin ndërmend të kthehen, kështuqë hipoteza e Dëshmitarëve, ashtu siç vërejtëm dhe më parë, është krejtësisht e pabazë.)*

47. Ezdra 2:65 thotë se mes shërbëtorëve kishte 2OO këngëtarë, ndërsa në Neheminë 7:67 thuhet se ishin 245.

48. Sipas Ezdrës 2:69, të parët e shtëpive atërore dhanë për rindërtimin e tempullit 61 OOO darikë ari dhe 5 OOO mina argjendi, ndërsa sipas Nehemisë 7:71 ato dhanë 2O OOO darikë ari dhe 2 OOO mina argjendi.

49. Sipas Mateut 1:6, Jezusi rridhte nga Solomoni, biri i Davidit, ndërsa sipas Lukës 3:31 ai rridhte nga Natani, djali tjetër i Davidit.

50. Sipas Mateut 1:16, Jozefi, babai i supozuar i Jezusit, ishte bir i Jakobit, ndërsa sipas Lukës 3:23 ai është biri i Elit.

51. Sipas Mateut kap.2. Jezusi lindi nën mbretërinë e Herodit, në vitin 2 para erës sonë, ndërsa sipas Lukës 2:1-2, ai lindi kur Kuirini, guvernatori i Sirisë, bëri rregjistrimin e tij të parë, d.m.th. në vitin 7 të erës sonë. (1)

*(1- Shumë kritikë ngrihen kundër këtij fragmenti (d.m.th. Luka 2:1-3) duke e quajtur një gabim, apo më keq akoma, një trillim. Ata ngulin këmbë se ky rregjistrim i popullsisë dhe qeverisja e Kuirinit ndodhën në vitin 6 ose 7 të e.s. Nëse kanë të drejtë, kjo gjë do të ngjallte dyshime serioze mbi tregimin e Lukës, pasi dëshmitë tregojnë se Jezusi lindi në vitin 2 p.e.s. Por këta kritikë shpërfillin dy fakte thelbësore.*
*Së pari, Luka pranon se pati më shumë se një regjistrim, në fakt vëre se ai i referohet "këtij regjistrimi të parë". Ai ishte fare mirë në dijeni të një regjistrimi tjetër të mëvonshëm. (Veprat 5:37) Ky regjistrim, i mëvonshëm i popullsisë është i njëjti që përshkruhet nga historiani Jozef, regjistrim që u bë në vitin 6. të e.s.*
*Së dyti, qeverisja e Kuirinit nuk na detyron ta shtyjmë lindjen e Jezusit në atë datë të vonë. Pse? Sepse me sa duket Kuirini shërbeu dy herë në atë pozitë. Shumë dijetarë pranojnë se qeverisja e tij e parë ndodhi rreth vitit 2 p.e.s. "Kulla e Rojes, 15 Dhjetor 1998, fq.7.*
*Dëshmitarët duhet ta kuptojnë një herë e mirë se me fjalët "me sa duket", "ka të ngjarë" e të tjera të po këtij lloji, nuk mund të formohet kurrë një argument i qëndrueshëm. Pastaj prej nga iu duket atyre?*
*Asnjë burim historik nuk thotë, apo të paktën të lërë të nëkuptohet, se Kuirini ka shërbyer dy herë në atë pozitë, ndërsa përsa i përket atyre "shumë dijetarëve", (psh. Bergmann, Mommsen, Zumpt etj) edhe ata si Dëshmitarët, në këtë rast mendojnë se "ka mundësi". Vërejmë edhe një herë*

*se nuk "ka mundësi", por edhe duke e pranuar si të mundshme, mbetet përsëri fakt i pabesueshëm se një guvernator romak ka bërë rregjistrimin e popullsisë të një qyteti apo grup qytetesh që nuk hynin në kategorinë e provincave romake. Sipas Jozef Flavit, historianit të mirënjohur hebre dhe bashkëkohësit të apostujve, kur Augusti dërgoi në mërgim Arkelaun, birin e Herodit, ai e bëri Judenë provincë romake dhe dërgoi Publio Sulpicio Kuirinin për të bërë regjistrimin e popullsisë, të cilit i kishte dhënë qeverisjen e tërë Sirisë.*
*Kjo ngjarje ndodhi 35 vjet pas betejës së Azios, ose 7 vjet pas lindjes së Jezusit. (Antiquitates Judaicae, XVIII,1,2) Pra regjistrimi i Kuirinit ndodhi vetëm kur Judea u bë provincë romake, d.m.th. pas vdekjes së Herodit të Madh, në kohën e të cilit Siria guvernohej nga Sencio Saturnini, dhe jo nga Kuirini siç dëshirojnë ta paraqesin Dëshmitarët e apolegjetë të tjerë të kristianizmit. Për të hequr këtë anakronizëm të dukshëm, Tertuliani (rreth 160-230) largohet nga teksti i Lukës dhe ia atribuon regjistrimin Saturninit (Adversus Marcionem, IV,19)*
*Përsa i përket asaj se Luka ishte në dijeni të një regjistrimi të dytë sepse në tekstin e Ungjillit të tij flet për një regjistrim "të parë" të Kuirinit, kjo nuk është gjithashtu e vërtetë sepse aty, fjalët "rregjistrim i parë" i përkasin judejve, të cilët më parë i kishin paguar taksë romakëve pa u regjistruar, dhe jo Kuirinit. (shih Johann Albrecht Bengel, Gnomon of the New Testament, Edinburgh 1860, vëll. II fq.27)*

52. Sipas Mateut 4:5-8, kur djalli tundoi Jezusin ai e dërgoi në fillim në majë të tempullit pastaj në një mal të lartë, ndërsa sipas Lukës 4:5-7 ai ka bërë të kundërtën.

53. Sipas Mateut 5:1, Predikimi i Jezusit u mbajt kur ai u ngjit në mal, ndërsa sipas Lukës 6:17 dhe 2O ai u mbajt kur Jezusi po zbriste.

54. Sipas Mateut 8:5-6, një centurion vjen personalisht tek Jezusi dhe i lutet t'i shërojë shërbëtorin e sëmurë, ndërsa sipas Lukës 7:3, ai dërgon disa pleq që të lutin Jezusin. Kjo kontradiktë është e njohur edhe për Dëshmitarët, por sipas tyre ajo nuk mund të quhet e tillë.

**"A ekziston ndonjë kontradiktë në qoftë se një tregim thotë se ishte oficeri i ushtrisë ai që i bëri kërkesën Jezusit, ndërsa tjetri thotë se dërgoi disa eprorë të judejve për ta përfaqësuar atë?**
**Kush ka logjikë, nuk mund ta marrë këtë për mospërputhje. Ky është një shembull tipik që tregon se ç'ndodh kur dy njerëz të sinqertë tregojnë të njëjtën ngjarje. Për Mateun, e rëndësishme është që oficeri i ushtrisë i bëri këtë kërkesë Jezusit. Ndërsa Luka thjesht shton një hollësi se kërkesën nuk ia bëri personalisht, por me anën e disa judejve. Shpesh ne vetë flasim në këtë mënyrë.**
**Për shembull themi se kryetari i komitetit të këtij qyteti ndërtoi një rrugë të re. Por, mos vetë kryetari e ndërtoi këtë rrugë personalisht? Apo e ka ndërtuar një ndërrmarrje e përbërë nga shumë punëtorë e inxhinierë?**
**Eshtë e qartë se punët kanë ndodhur si në rastin e dytë.**
**Megjithatë nuk është e gabuar të thuhet se rrugën e ndërtoi kryetari, sepse ai ishte që dha urdhër për t'u bërë kjo punë. Në të njëjtën mënyrë edhe në rastin tonë oficeri i bëri një kërkesë Jezusit, por ia bëri nënpërmjet disa përfaqësuesve."** (1)

*(1- Koha për nënshtrimin e vërtetë ndaj Perëndisë, fq.35. )*

Edhe pse ky shpjegim duket sikur e zgjidh këtë problem, për atë që ka "logjikë" nuk është ashtu, jo vetëm për faktin se si përherë hipoteza e Dëshmitarëve është e papranueshme, por edhe për atë se ky tregim ofron edhe shumë kontradita të tjera. Sipas Mateut ngjarja ndodhi pak përpara shërimit të vjehrrës së Pjetrit, ndërsa sipas Lukës ajo ndodhi kohë më pas. Sipas Mateut, centurioni kishte një shërbëtor të paralizuar dhe që vuante shumë, ndërsa sipas Lukës, shërbëtori, (2)

*(2-Teksti greqisht i Lukës mund të përkthehet fare mirë me fjalën "djali", sepse fjala greke të cilën e përdor autori dhe që është një term i ndryshëm në atë që përdor Mateu, e lejon këtë. )*

ishte shumë i sëmurë, gati në të vdekur. Sipas Mateut shihet qartë se centurioni vjen personalisht tek Jezusi duke iu lutur që ti shërojë shërbëtorin, ndërsa sipas Lukës ai dërgon tek Jezusi disa pleq që ta lusin atë. Kjo nuk është thjesht një mënyrë të shprehuri siç shkruajnë Dëshmitarët. Në tregimin e tij Mateu është mjaft i qartë se sipas tij centurioni takohet vetë me Jezusin dhe flet me të, Ndërsa sipas Lukës Jezusi dhe centurioni nuk

është takuar dhe nuk ka folur kurrë, e për rrjedhojë, fjalët të cilat Mateu ia atribuon centurionit, Luka ia atribuon të dërguarve të tij. (3)

*(3- Mateu 8:6, 8-9; Luka 7:6-8)*

Dëshmitarët duhet të kuptojnë se që në momentin që Mateu flet për takimin dhe bisedimin e centurionit me Jezusin, nuk mund të pranohet aspak hipoteza e tyre. Sipas Mateut, takimi me centurionin, ndarja me të dhe shërimi i shërbëtorit të tij bëhet në po të njëjtin vend, pa lëvizur që aty, ndërsa sipas Lukës Jezusi niset së bashku me të dërguarit e centurionit drejt shtëpisë së tij, dhe ndërsa ishin pranë saj ai dërgon sërish disa miq të tij të flasin me të. një tjetër ndryshim jo i parëndësishëm është ajo se Luka nuk flet për sa thotë Jezusi tek Mateu 8:11-12.
Gjoni 4:46 e mëposhtë tregon se një nënpunës vjen ti lutet Jezusit që të shërojë birin e tij të sëmurë me ethe që ishte në prag të vdekjes. Harmonizuesit besojnë se kjo ngjarje që tregon Gjoni nuk është e njëjtë me atë që tregon Mateu dhe Luka, por heshtja e Gjonit mbi atë sa tregojnë dy prej Sinoptikëve, dhe heshtja e Sinoptikëve mbi atë sa tregon Gjoni, si dhe anologjia e madhe mes tregimit të Gjonit dhe shërimit të shërbëtorit të centurionit janë argumente të cilat na çojnë të besojmë se është e njëjta ngjarje, treguar në mënyra të ndryshme. Që në kohën e Ireneut, dijetarët kanë sugjeruar se tregimi i Gjonit mbi djalin e nënpunësit është një variant i tretë i historisë së djalit apo shërbëtorit të centurionit. (4)
*(4- Raymond E.Brown, The Gospel Accordin to John në vëll. 29 të The Anchor Bible, Neë York 1971, fq. 192-193. Për ngjashmëritë ndërmjet dy tregimeve shih po aty. Përkthimi në gjuhën shqipe i Simon Filipajt, fq. 1470, LA Bibbia in lingua corrente, Netherland 1992, fq. 104 të Testamentit të Ri. Holy Bible, Easy to Read Version, U.S.A. 1994, fq.1201 etj. etj. tregimin e Lukës 7:2-10 mbi shërimin e shërbëtorit të centurionit e japin si të njëjtën ngjarje me Mateun 8:5-13 dhe Gjonin 4:46-54.)*

55. Sipas Mateut 8:28, kur Jezusi arriti në krahinën e Gergesenasve, atij i dolën përpara dy të demonizuar. Sipas Markut 5:1-2, Jezusit i del përpara vetëm një i demonizuar, por në krahinën e Gadarenasve (1)
(po kështu edhe Luka 8:26)

56. Sipas Mateut 9:18, një nga krerët e sinagogës vjen tek Jezusi dhe i lutet të ngjallë vajzën që sapo i kishte vdekur, ndërsa sipas Markut 5:23, ai i lutet ta shërojë atë sepse ajo ishte duke dhënë shpirt (shih dhe Luka 8:41-42).

57. Në Mateun 10:10, Jezusi i urdhëron dishepujt të mos marrin me vete as trasta për udhë, as dy palë tunika, as sandale as shkop, ndërsa sipas Markut 6:8-9 i urdhëron që përveç një shkopi, për udhë të mos marrin as trasta, as bukë, as denar në brez, por të mbathin vetëm sandalet dhe të mos veshin dy palë tunika.

58. Sipas Mateut 11:14, Jezusi thotë se Gjon Pagëzori është Elia, ndërsa sipas Gjonit 1:21, Pagëzori pranon se ai nuk është Elia.

59. Sipas Mateut 15:21, gruaja e këtij tregimi është kananease, ndërsa sipas Markut 7:26 ajo është greke, me prejardhje sirofenikase.

60. Sipas Mateut 15:39, pasi bëri shumimin e dytë të bukëve, Jezusi hipi në barkë dhe u drejtua për  në krahinën e Magdalasë, ndërsa sipas Markut 8:10 ai shkoi në krahinën e Dalmamutës.

61. Sipas Mateut 19:26, Jezusi thotë se për Perëndinë çdo gjë është e mundur, ndërsa në Gjyqtarëve 1:19 Juda, anën e të cilit mbante Perëndia, nuk mund t'i dëbojë banorët e fushës sepse ata kishin qerre të hekurta.

62. Sipas Mateut 20:20-21, ishte nëna e bijve të Zebedeut ajo që iu lut Jezusit që të dy bijtë e saj të uleshin njëri në të djathtë e tjetri në të majtë, ndërsa sipas Markut 10:35-37 iu lutën vetë bijtë e saj. (1)

*(1- Sipas Dëshmitarëve (La Bibbia.. fq.89) kjo nuk është një kontradiktë sepse: "është e qartë se ishin dy bijtë e Zebedeut që e bënë kërkesën, ashtu siç konfirmon Marku, por ata e bënë nëpërmjet nënës së vet, e cila foli nga ana e tyre. Kjo është konfirmuar nga tregimi i Mateut sipas të cilit kur apostujt dëgjuan atë çfarë kishte thënë nëna e bijëve të Zebedeut, nuk u indinjuan kundër nënës, por "kundër dy vëllezërve".*
*Edhe pse kjo tentativë duket si i pranueshme, në fakt nuk është ashtu. Edhe pse Mateu e përmend nënën e Jakobit dhe Gjonit, ajo nuk do të ketë qënë aty sepse vetë Ungjilltari kur thotë se.. "Jezusi... i mori mënjanë dymbëdhjetë dishepujt"... e përjashton mundësinë e çdo personi tjetër së bashku me ta, dhe për më tepër nëse Jezusi ishte së bashku me të dymbëdhjetët që mes tyre ishin edhe vetë bijtë e Zebedeut, atëherë si ka mundësi që: ..."nëna e bijve të Zebedeut iu afrua bashkë me bijtë e vet"? (20:20)*

*Kështu pra, historia e Mateut vuan defektet e një tregimi johistorik, ndërsa ai i Markut mund të jetë më autentik sepse nuk e përmend fare nënën e Gjonit dhe Jakobit, dhe sipas tij, pasi Jezusi i mbledh mënjanë dymbëdhjetë dishepujt dhe u profetizon mbi fatin e tij, pa lënë fare mundësi për të vendosur hipotezën e Dëshmitarëve se kërkesën ia bënë bijtë e Zebedeut me anë të nënës së tyre, ai duke thënë mjaft qartë se: "Atëherë Jakobi dhe Gjoni, bij të Zebedeut, iu afruan dhe i thanë"... lë të kuptohet mjaft qartë se ka ndërmend të thotë vetëm atë që është duke thënë. Pastaj, nëse Marku ishte në dijeni të asaj se kërkesa i ishte Jezusit nëpërmjet nënës së Jakobit dhe Gjonit, përse nuk e kishte thënë tamam ashtu por të priste që mendimi i tij të dilte nga një hipotezë e Dëshmitarëve?)*

63. Sipas Mateut 20:30, të verbërit e Jerikos ishin dy, ndërsa sipas Markut 10:46 ai ishte vetëm një.

64. Sipas Mateut 21:12-16, Jezusi pastroi tempullin para mrekullisë së fikut të tharë, ndërsa sipas Markut 11:12-15, pas mrekullisë së fikut.

65. Sipas Mateut 21:12-16, Markut 11:12-15, Lukës 19:45-48, pastrimin e tempullit Jezusi e bëri rreth fundit të misionit të tij, ndërsa sipas Gjonit 2:13-21, Jezusi këtë e bëri në fillim të misionit të tij.

66. Sipas Mateut 26:6, ngjarja ndodhi në shtëpinë e Simon lebrozit, ndërsa sipas Gjonit 21:1-8 ajo ndodhi në shtëpinë e Llazarit.

67. Sipas Mateut 26:57, ata që arrestuan Jezusin e dërguan tek Kaifa, kryeprifti aktual, ndërsa sipas Gjonit 18:13 dhe 24 ata e dërguan tek Ana, ish-kryeprift, dhe më pas Ana e dergoi tek Kaifa.

68. Sipas Mateut 26:57-69 dhe sipas Markut 14:53-66, mohimi i Pjetrit ndodhi pasi sinedri e dha dënimin për Jezusin, ndërsa sipas Lukës 22:54-66 kjo ngjarje ndodhi para se Jezusi të çohej përpara sinedrit dhe përpara se ai ta dënonte.

69. Sipas Mateut 26:69-73, Pjetrin e pyesin dy shërbëtore të ndryshme, sipas Markut 14:66-70 e pyet e njëjta shërbëtore për dy herë rresht, sipas Lukës 22:56-59, Pjetrin e pyet së pari një shërbëtore dhe më pas dy shërbëtorë, ndërsa sipas Gjonit 18:17-26, ajo që e pyeti e para ishte një portiere, ndërsa së fundi një nga shërbëtorët.

70. Sipas Markut 14:66-67, dhe Lukës 22:55-56, për herë të parë Pjetri e mohon Jezusin kur ishte poshtë në oborr (greqisht, k'ato en t'e avule) ose në mes të oborrit (greqisht, mesos) të shtëpisë së kryepriftit Ana, kur ai po ngrihej pranë zjarrit, ndërsa sipas Gjonit 18:16-17, Pjetri e mohon Jezusin sapo hyri në oborrin e shtëpisë së Anës, ndërkohë që zjarri po ndizej.

71. Sipas Mateut 27:5 Juda, vdes duke u vetëvarur, ndërsa sipas Veprave të Apostujve 1:18 ai vdiq duke rënë kokëposhte nga një lartësi dhe se të brendshmet e tij i dolën jashtë.

*(1- Mbi hipotezat e ndryshme që janë bërë për të pajtuar këtë kontradiktë ndërmjet të cilave edhe ajo e Dëshmitarëve, dhe mosvlefshmërinë e tyre shih A.Smith, Un Dio mai crocifisso, fq. 61 e më poshtë.)*

72. Sipas Mateut 27:7, ara e poçarit ishte blerë nga krerët e priftërinjve, ndërsa sipas Veprave të Apostujve 1:18 ajo u ble nga vetë Juda.

73. Sipas Mateut 28:7, për shkak se paratë me të cilat u ble ara ishin çmim gjaku, ajo arë u quajt "Ara e gjakut", ndërsa sipas Veprave të Apostujve ajo u quajt "Ara e gjakut" sepse ajo ishte përlyer me gjakun e Judës.

74. Sipas Mateut 27:44, që të dy cubat e kryqëzuar së bashku me Jezusin e fyenin atë, ndërsa sipas Lukës 23:39-43, vetëm njeri e fyente, ndërsa ai tjetri e qortoi shokun e tij.

75. Sipas Mateut 27:50-51, pasi Jezusi dha shpirt, veli i tempullit u shqye më dysh, ndërsa sipas Lukës 23:44-45, në fillim u shqye veli i tempullit e pastaj Jezusi dha shpirt.

76. Sipas Mateut 28:1, gratë që shkuan për të parë varin e Jezusit ishin dy. Sipas Markut 16:1 ishin tre. Sipas Lukës 24:1 më shumë tre, ndërsa sipas Gjonit 20:1 ishte vetëm një grua.

77. Sipas Mateut 28:2, dhe Markut 16:5, grave iu shfaq vetëm një engjëll, ndërsa sipas dy Ungjilltarëve të tjerë, Luka 24:4 dhe Gjoni 20:12 ëngjëjt te vari i Jezusit ishin dy.

78. Mateu 28:2 thotë se ëngjëlli ishte ulur më të djathtë të varrit, Gjoni 20:11 thotë se engjëjt ishin brenda varrit, por njëri qëndronte tek koka ndërsa tjetri tek këmbët e vendit ku qe trupi i Jezusit, ndërsa Luka nuk thekson nëse ato ishin brënda apo jashtë varrit.

79. Edhe fjalët e engjëjve ose të engjëllit janë me mospajtueshmëri tek të katër Ungjilltarët. Krahaso Mateu 28:5-7, Marku 16:6:7, Luka 24:5-7 dhe Gjoni 20:13.

80. Sipas Markut 2:26, Jezusi thotë se Davidi hyri në shtëpinë e Perëndisë dhe hëngri nga bukët e paraqitjes në kohën e kryepriftit Abiathar, ndërsa sipas 1 Samuelit 21:2-7 në kohën e kësaj ndodhie ishte kryeprift Ahimeleku, babai i Abiatharit dhe jo vetë Abiathari (1)

*(1- Në përkthimin e Dëshmitarëve, "Shkrimet e Krishtere Greke, Përkthimi Bota e Re", Marku 2:26 sillet kështu: "se si hyri në shtëpinë e Perëndisë, në tregimin për Abiartin"...etj.*
*Bruce M.Metzger, një nga dijetarët më kopetentë në fushën e kritikës tekstuale, vëren se duke qenë se ky varg ishte në kontradiktë me 1 Samuelin 21, kodeksi Bezae, kodeksi Washingtonianus, si dhe disa dorëshkrime të tjera, e lënë jashtë frazën "në kohën e kryepriftit Abiathar", ndërsa disa dorëshkrime të tjera, shkruesit e të cilave nuk e lënë jashtë këtë frazë, bënë një interpolim sipas të cilit mund të interpretohej se kjo ngjarje ndodhi në kohën e Abiatharit, por jo domosdoshmërisht gjatë kryepriftërimit të tij. A Textual Commentary on the Greek New Testament, London 1971, fq. 79.*
*Pra është e qartë se leximi i Dëshmitarëve është mbështetur mbi këto dorëshkrime të cilat vetëm sa janë përpjekur të heqin këtë kontradiktë, por kundër tyre është dëshmia e kodekseve më të mira dhe më të vjetra. Në fakt, asnjë nga këto dy variante nuk është pranuar nga Metzger.)*

81. Sipas Markut 15:23, Jezusit i dhanë për të pirë verë të përzier më mirrë, ndërsa sipas Mateut 27:34 atij i dhanë uthull të përzier me vrer.

82. Sipas Markut 15:25, kur u kryqëzua Jezusi ishte ora e tretë, ndërsa sipas Gjonit 19:14 ishte ora e gjashtë. (1)

*(1-Mbi hipotezën e Dëshmitarëve si dhe mbi disa hipoteza të jtera që janë bërë për të pajtuar këtë kontradiktë, shih A.Smith, Un Dio mai... fq.201 e më poshtë.)*

83. Sipas Gjonit 5:31, Jezusi thotë se nëse ai dëshmon për vetën e tij, dëshmia e tij nuk është e vërtetë, ndërsa sipas Gjonit 8:14, ai thotë se nëse dëshmon për veten e tij, dëshmia e tij është e vërtetë.

84. Sipas Veprave të Apostujve 7:2, Perëndia iu shfaq Abrahamit kur ky ishte në Mesopotami, përpara se të banonte në Haran, ndërsa sipas Zanafillës 11:31 Abrahami ishte vendosur në Haran, dhe më pas (12:1) Perëndia i urdhëron që të largohet.

85. Sipas veprave të Apostujve 7:16, eshtart e Jakobit u varrosën në varrin që Abrahami kishte blerë nga bijtë e Emorit, ati i Sikemit, ndërsa në Zanafillën 50:13 thuhet se Abrahami e bleu atë për arë për varr nga Efron Hiteu. Nga bijtë e Emorit kishte blerë tokë vetë Jakobi për të ngritur një altar (Zanafilla 33:18-2O).

86. Sipas Veprave të Apostujve 9:4-7, Pali ra përtokë ndërsa njerëzit që udhëtonin me të ndaluan të habitur. Sipas Veprave 26:14-18 të gjithë ranë përtokë.

87. Sipas Veprave të Apostujve 9:7, kur Jezusi iu shfaq Palit, njerëzit që udhëtonin me të dëgjuan tingullin e zërit por nuk panë njeri, ndërsa sipas Veprave 22:9 thuhet se ata shihnin një dritë por nuk e dëgjonin zërin.

88. Veprat e Apostujve 20:22 thonë se i shtyrë nga Fryma, Pali po shkonte në Jeruzalem, ndërsa Veprat 21:4 thonë se dishepujt e shtyrë nga Fryma i thonin Palit të mos shkonte në Jeruzalem.

89. Sipas Romakëve 3:10, **"Nuk ka asnjeri të drejtë, as edhe një",** ndërsa sipas Zanafillës 7:1 Noah ishte njeri i drejtë. Sipas Jobit 1:1, Jobi ishte njeri i drejtë, e sipas Lukës 1:6 Zakaria dhe Elizabeta ishin njerëz të drejtë.

90. Sipas Romakëve 3:28, **"Ne,pra, konkludojmë se njeriu është i shfajësuar nëpërmjet besimit pa veprat e ligjit...",** ndërsa në Jakobin 2:14 dhe 20 lexojmë se **"ç'dobi ka, vëllezër të mi, nëse dikush thotë se ka besim, por nuk ka vepra? A mund ta shpëtojë atë besimi?"** apo **"Po, a dëshiron të kuptosh, o njeri i kotë, se besimi pa vepra është i vdekur?"**

91. Në 1 Korintasve 15:5 thuhet se Jezusi pas ringjalljes iu shfaq Kefës dhe pastaj të dymbëdhjetëve, ndërsa sipas Mateut 28:16 ai iu shfaq të njëmbëdhjetëve. Në të vërtetë Apostujt ishin 11 sepse Juda kish vdekur.

92. Sipas Efesianëve 4:8, Perëndia u ka dhënë dhurata njerëzve, ndërsa Psalmi  68:18 thotë se Ai u mori dhurata njerëzve.

93. Tek Kolosianëve 2:16,21,2 dhe Titit 1:14 Pali thotë se ato janë urdhërime njerëzish dhe përralla judejsh, të cilat nuk duhen të praktikohen, ndërsa Levitiku 11:1-46 dhe 20:1,22,25,26 thotë se ato janë urdhërime prej Perëndisë dhe se duhet të praktikohen patjetër.

94. Sipas 1 Timoteut 2:6, Jezusi e dha veten si çmim për të gjithë, ndërsa tek Fjalët e Urta 21:18 thuhet se i pabesi do t'i shërbejë si shpërblim të drejtit, ndërsa i paudhi në vend të njerëzve të drejtë.

95. Në 1 Timoteun 6:16 Pali thotë se Perëndia qëndron në një dritë të paafrueshme, ndërsa në 1 Mbretërve 8:12 thuhet se Perëndia do të banojë në një re të dendur. (1)

*(1- Përkthimi në italisht i Dëshmitarëve thotë: ..."në errësirë të dendur")*

96. Tek Hebrejve 2:7 thuhet se Perëndia e ka krijuar njeriun më të vogël se engjëjt, ndërsa në Psalmin 8:5-7 thuhet se njeriu është krijuar më i vogël se Perëndia.

97. Tek Hebrejve 9:19, Pali thotë se Moisiu mori gjak viçash dhe cjepësh, ndërsa tek Eksodi 24:5-6 thuhet se ishin therur vetëm dema të rinj. Më pas Pali thotë se gjaku ishte përzier me ujë, lesh të kuq dhe hisop, ndërsa sipas Eksodit 24:6 gjaku ishte i pastër, i papërzier. Ai thotë se Moisiu spërkati me gjak librin dhe popullin, ndërsa Eksodi 24:6-8 thotë se Moisiu librin ia lexoi popullit, ndërsa për të spërkatur me gjak ai spërkati vetëm popullin.

98. Në Hebrejve 9:21 Pali thotë se Moisiu spërkati me gjak edhe tabernakullin dhe të gjitha orienditë e shërbesës hyjnore, por në atë kohë tabernakulli nuk ishte ndërtuar akoma.

99. Sipas Jakobit 1:13, Perëndia vetë nuk tundon njeri, ndërsa Zanafilla 22:1 thotë se Perëndia e vuri në prove Abrahamin.

100. Në 1 Korinatsve 10:8 thuhet se në atë ditë vdiqën 23000 vetë, ndërsa Numrat 25:9 thonë se vdiqën 24000.